الجزء ٢٤ الحزب ٤٧

﴿فَمَنۡ أَظۡلَمُ مِمَّن كَذَبَ عَلَى ٱللَّهِ وَكَذَّبَ بِٱلصِّدۡقِ
إِذۡ جَآءَهُۥٓۚ أَلَيۡسَ فِي جَهَنَّمَ مَثۡوٗى لِّلۡكَٰفِرِينَ ٣٢ وَٱلَّذِي
جَآءَ بِٱلصِّدۡقِ وَصَدَّقَ بِهِۦٓ أُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡمُتَّقُونَ ٣٣
لَهُم مَّا يَشَآءُونَ عِندَ رَبِّهِمۡۚ ذَٰلِكَ جَزَآءُ ٱلۡمُحۡسِنِينَ ٣٤
لِيُكَفِّرَ ٱللَّهُ عَنۡهُمۡ أَسۡوَأَ ٱلَّذِي عَمِلُواْ وَيَجۡزِيَهُمۡ أَجۡرَهُم
بِأَحۡسَنِ ٱلَّذِي كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ٣٥ أَلَيۡسَ ٱللَّهُ بِكَافٍ
عَبۡدَهُۥۖ وَيُخَوِّفُونَكَ بِٱلَّذِينَ مِن دُونِهِۦۚ وَمَن يُضۡلِلِ ٱللَّهُ
فَمَا لَهُۥ مِنۡ هَادٖ ٣٦ وَمَن يَهۡدِ ٱللَّهُ فَمَا لَهُۥ مِن مُّضِلٍّۗ
أَلَيۡسَ ٱللَّهُ بِعَزِيزٖ ذِي ٱنتِقَامٖ ٣٧ وَلَئِن سَأَلۡتَهُم مَّنۡ خَلَقَ
ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ لَيَقُولُنَّ ٱللَّهُۚ قُلۡ أَفَرَءَيۡتُم مَّا تَدۡعُونَ
مِن دُونِ ٱللَّهِ إِنۡ أَرَادَنِيَ ٱللَّهُ بِضُرٍّ هَلۡ هُنَّ كَٰشِفَٰتُ
ضُرِّهِۦٓ أَوۡ أَرَادَنِي بِرَحۡمَةٍ هَلۡ هُنَّ مُمۡسِكَٰتُ رَحۡمَتِهِۦۚ
قُلۡ حَسۡبِيَ ٱللَّهُۖ عَلَيۡهِ يَتَوَكَّلُ ٱلۡمُتَوَكِّلُونَ ٣٨ قُلۡ يَٰقَوۡمِ
ٱعۡمَلُواْ عَلَىٰ مَكَانَتِكُمۡ إِنِّي عَٰمِلٞۖ فَسَوۡفَ تَعۡلَمُونَ ٣٩
مَن يَأۡتِيهِ عَذَابٞ يُخۡزِيهِ وَيَحِلُّ عَلَيۡهِ عَذَابٞ مُّقِيمٌ ٤٠



(32) E kush është më keqbërës se ai që ka gënjyer rreth Allahut, duke i mveshur atij ortakë, bashkëshorte e fëmijë në jetën e dynjasë dhe e përgënjeshtruar të besueshmen *(Njëshmërinë apo Shpalljen e Allahut)* kur i ka ardhur nëpërmjet të Dërguarit. Vallë, a nuk është Xhehenemi vendqëndrim i merituar i mohuesve?!

*Pasi Allahu përmend mohuesin e të mohuarin, përmend në vijim edhe vërtetuesin e të vërtetuarin, duke thënë:

(33) E sa i përket atij që erdhi me të besueshmen *(Dëshminë: La ilahe il'Allah- Nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Allahut)*, duke e përhapur atë me fjalë e me vepra prej të dërguarve, profetëve a besimtarëve dhe i besoi bindshëm, pikërisht ata janë të përkushtuarit e vërtetë, që zbatuan urdhrat e Zotit e hoqën dorë nga ndalesat.

(34) Ata do të kenë prej kënaqësive të përjetshme çfarë të duan tek Zoti i tyre. Ky është shpërblimi për ata që kanë qenë bamirës e punëmirë ndaj Allahut e ndaj njerëzve.

(35) Në këtë mënyrë, me pranimin e asaj të Vërtete *(Dëshmisë)*, Allahu ua fshin atyre punën më të keqe që kanë bërë *(idhujtarinë)*, duke ua pranuar pendimin dhe kthimin e tyre tek Zoti. Ai do t'i shpërblejë ata për veprat e tyre të mira me shpërblim edhe më të mirë se çfarë kanë bërë.

(36) Vallë, a menduan njerëzit se Allahu nuk mund ta ndihmojë robin e Vet - Muhamedin ?! Në vend që të frikësohen prej dënimit të Allahut, ata përpiqen të të frikësojnë ty me të tjerë në vend të Tij. Vërtet që kë e lë Allahu në humbje, nuk ka kush ta udhëzojë, sado argumente t'i jepen.

(37) Ndërsa atë që e udhëzon Allahu, atë nuk ka kush që mund ta çojë në humbje, sado që ta frikësojnë. A nuk e dinë ata se Allahu është i Plotfuqishëm dhe Ndëshkues i ashpër, që i mposht të gjithë?!

(38) Nëse ti (o i Dërguar) i pyet ata:"Kush i krijoi qiejt dhe Tokën?!", do të thonë: "Allahu". Thuaju: "A po e shihni se çfarë jeni duke lutur në vend të Allahut?! Ai, po të kishte dashur që të më lëshonte mua ndonjë të keqe, kush prej atyre që ju i lutni në vend të Tij do të ma largonte atë? Gjithashtu, nëse Allahu do dëshironte për mua ndonjë mirësi prej mëshirës së Vet, kush prej atyre do të mund ta pengonte mëshirën e Tij prej meje?!" Pastaj thuaju: "Mua më mjafton Allahu për mbrojtje e për ndihmë. Unë vetëm Atij i mbështetem për çdo çështje të jetës sime dhe vetëm Atij i mbështeten të gjithë ata që kërkojnë mbështetje!".

(39) Thuaj, o i Dërguar: "O populli im! Ju punoni në rrugën tuaj që keni zgjedhur me adhurimin e ndjekjen e të tjerëve në vend Allahut. Ndërsa unë po punoj sipas asaj që më ka urdhëruar Zoti im, me adhurimin e Allahut Një e të Vetëm dhe thirrjen për tek Ai. Së shpejti keni për ta kuptuar,

(40) se kujt prej nesh ka për t'i rënë dënimi poshtërues e përçmues në këtë botë, si dhe cilin prej nesh ka për ta përfshirë dënimi i përjetshëm, i cili nuk do të ketë ndalesë e as ndërprerje!".

### Mësime nga ajetet:

- Rreziku dhe gjynahu i madh i shpifjes rreth Allahut dhe mveshja Atij ato që nuk i takojnë Atij e fesë së Tij.
- Pohimi i mbështetjes e mbrojtjes së Pejgamberit nga ana e Allahut, që armiqtë të mos i bënin ndonjë të keqe.
- Pohimi vetëm i Teuhidit Rububije *(Njësimit të Allahut në Zotërim)* pa e pranuar Teuhidin Uluhije *(Njësimin e Allahut në adhurim)*, nuk e shpëton njeriun prej dënimit të Zjarrit.

إِنَّآ أَنزَلۡنَا عَلَيۡكَ ٱلۡكِتَٰبَ لِلنَّاسِ بِٱلۡحَقِّۖ فَمَنِ ٱهۡتَدَىٰ
فَلِنَفۡسِهِۦۖ وَمَن ضَلَّ فَإِنَّمَا يَضِلُّ عَلَيۡهَاۖ وَمَآ أَنتَ عَلَيۡهِم
بِوَكِيلٍ ٤١ ٱللَّهُ يَتَوَفَّى ٱلۡأَنفُسَ حِينَ مَوۡتِهَا وَٱلَّتِي
لَمۡ تَمُتۡ فِي مَنَامِهَاۖ فَيُمۡسِكُ ٱلَّتِي قَضَىٰ عَلَيۡهَا ٱلۡمَوۡتَ
وَيُرۡسِلُ ٱلۡأُخۡرَىٰٓ إِلَىٰٓ أَجَلٖ مُّسَمًّىۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَأٓيَٰتٖ لِّقَوۡمٖ
يَتَفَكَّرُونَ ٤٢ أَمِ ٱتَّخَذُواْ مِن دُونِ ٱللَّهِ شُفَعَآءَۚ قُلۡ
أَوَلَوۡ كَانُواْ لَا يَمۡلِكُونَ شَيۡـٔٗا وَلَا يَعۡقِلُونَ ٤٣ قُل
لِّلَّهِ ٱلشَّفَٰعَةُ جَمِيعٗاۖ لَّهُۥ مُلۡكُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۖ ثُمَّ
إِلَيۡهِ تُرۡجَعُونَ ٤٤ وَإِذَا ذُكِرَ ٱللَّهُ وَحۡدَهُ ٱشۡمَأَزَّتۡ
قُلُوبُ ٱلَّذِينَ لَا يُؤۡمِنُونَ بِٱلۡأٓخِرَةِۖ وَإِذَا ذُكِرَ ٱلَّذِينَ مِن
دُونِهِۦٓ إِذَا هُمۡ يَسۡتَبۡشِرُونَ ٤٥ قُلِ ٱللَّهُمَّ فَاطِرَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلۡأَرۡضِ عَٰلِمَ ٱلۡغَيۡبِ وَٱلشَّهَٰدَةِ أَنتَ تَحۡكُمُ بَيۡنَ عِبَادِكَ
فِي مَا كَانُواْ فِيهِ يَخۡتَلِفُونَ ٤٦ وَلَوۡ أَنَّ لِلَّذِينَ ظَلَمُواْ مَا فِي
ٱلۡأَرۡضِ جَمِيعٗا وَمِثۡلَهُۥ مَعَهُۥ لَٱفۡتَدَوۡاْ بِهِۦ مِن سُوٓءِ ٱلۡعَذَابِ
يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِۚ وَبَدَا لَهُم مِّنَ ٱللَّهِ مَا لَمۡ يَكُونُواْ يَحۡتَسِبُونَ ٤٧



(41) Sigurisht që Ne ta kemi zbritur ty (o i Dërguar) Librin për mbarë njerëzimin, bashkë me të Vërtetën e Allahut *(Njëshmërinë e Tij)*, në mënyrë që t'i paralajmërosh ata se: kush e zgjedh udhëzimin e Allahut, e ka zgjedhur në dobi të vet. Udhëzimi i tij nuk i sjell Allahut asnjë dobi, sepse Ai nuk ka nevojë për asgjë. Kush zgjedh devijimin, ai e ka zgjedhur atë në dëm të vet, pasi devijimi i tij nuk i sjell Allahut të Lartësuar asnjë dëm. E ti (o i Dërguar) nuk je dërguar që t'i detyrosh ata ta pranojnë udhëzimin. Përkundrazi, përgjegjësia jote është që vetëm t'ua komunikosh atë.

(42) Allahu është Ai që i merr shpirtrat kur atyre u vjen fundi i jetës, ashtu siç i merr edhe shpirtrat që nuk u ka ardhur fundi i jetës, gjatë kohës kur ata janë në gjumë. Prej tyre mban atë shpirt që i ka ardhur vdekja dhe lëshon atë që nuk i ka ardhur vdekja, deri në një kohë të caktuar, të cilën e di vetëm Allahu i Lartësuar. Me të vërtetë që në këtë shembull ekzistojnë fakte e argumente bindëse për ata që mendojnë dhe e kuptojnë se janë nën zotërimin e Allahut dhe madje as shpirtrat e tyre nuk i kanë nën zotërim.

(43) Apo mos vallë ata kanë gjetur ndërmjetësues në vend të Allahut, me shpresën se mund t'i shpëtojnë e ndihmojnë prej Tij?! Thuaju, o i Dërguar: "A mos vallë do t'i merrnit për ndërmjetës edhe nëse ata nuk zotërojnë prej pushtetit të Allahut asgjë *(as në dëm e as në dobi të tyre)*, ndërkohë që ata nuk kanë as logjikë e as arsye për të kuptuar?!"

(44) Thuaj, o i Dërguar: "Vetëm Allahut i takon krejtësisht çështja e ndërmjetësimit dhe askush nuk mund t'ju shpëtojë e ndihmojë në vend të Tij. Madje as ata me të cilët Allahu është i kënaqur *(prej engjëjve, të dërguarve e besimtarëve)* nuk mund të ndërhyjnë *(shefaat)* tek Ai për ju, nëse Allahu nuk është i kënaqur me ju. Ta dini (o njerëz)se vetëm Allahut i përket pushteti i qiejve dhe i Tokës dhe se vetëm tek Ai është kthimi juaj në Ditën e Gjykimit, për të dhënë llogari për atë që keni bërë e për të gjetur atë që keni merituar!".

(45) Mirëpo, sa herë që përmendet Allahu Një dhe i Vetëm, zemrat e atyre që nuk besojnë në jetën e përtejme ziejnë nga neveria. Ndërsa kur atyre u përmenden të tjerë përveç Tij, ata janë të gëzuar.

(46) Thuaj, o i Dërguar: "O Zoti im! O Krijues i qiejve dhe i Tokës, të cilat nuk kanë ekzistuar më parë! O Njohës i së dukshmes e të padukshmes, që nuk mund të të fshihet asgjë! Ti je Ai që gjykon mes robërve të Tu për mospajtimet e tyre! Ndaje të Vërtetën prej të kotës që në jetën e kësaj bote, para se të marrë fund çështja në botën tjetër në Xhenet ose në Xhehenem!"

(47) E sikur ata që i bëjnë keq vetes me idhujtari e gjynahe të zotërojnë të gjithë pasurinë e botës dhe dyfishin e saj, ata do të jenë të gatshëm ta japin atë vetëm që të shpëtojnë prej dënimit të ashpër që i pret pasi të ringjallen. Por sikur ta kenë këtë pasuri, sërish ajo nuk do t'u pranohet dhe Allahu do të shfaqë para tyre lloje të ndryshme dënimesh, që nuk i kishin imagjinuar më parë.

**Mësime nga ajetet:**

- Gjumi e zgjimi janë dy fakte në jetën e përditshme, që duhet të na kujtojnë vdekjen e ringjalljen.
- Kur jobesimtarëve u përmendet emri "Allah", ata ngushtohen e shqetësohen, sepse u kujtohet ajo me të cilën Ai i ka urdhëruar e ua ka ndaluar, ndërkohë që ata kanë hequr dorë prej gjithçkaje nga këto.
- Femohuesi, pavarësisht kopracisë së tij, do të jetë i gatshëm që të ofrojë të gjithë pasurinë e kësaj bote, për të shpëtuar Ditën e Gjykimit. E megjithatë, edhe nëse ai do ta jepte atë, Allahu përsëri nuk do t'ia pranonte, pasi atij i kërkohet në dynja shumë më pak se aq, që ai thjesht t'i besojë Allahut, e përsëri ai nuk e bën.

وَبَدَا لَهُمْ سَيِّـَٔاتُ مَا كَسَبُوا۟ وَحَاقَ بِهِم مَّا كَانُوا۟ بِهِۦ
يَسْتَهْزِءُونَ ٤٨ فَإِذَا مَسَّ ٱلْإِنسَـٰنَ ضُرٌّ دَعَانَا ثُمَّ إِذَا خَوَّلْنَـٰهُ
نِعْمَةً مِّنَّا قَالَ إِنَّمَآ أُوتِيتُهُۥ عَلَىٰ عِلْمٍۭ ۚ بَلْ هِىَ فِتْنَةٌ وَلَـٰكِنَّ
أَكْثَرَهُمْ لَا يَعْلَمُونَ ٤٩ قَدْ قَالَهَا ٱلَّذِينَ مِن قَبْلِهِمْ فَمَآ
أَغْنَىٰ عَنْهُم مَّا كَانُوا۟ يَكْسِبُونَ ٥٠ فَأَصَابَهُمْ سَيِّـَٔاتُ
مَا كَسَبُوا۟ ۚ وَٱلَّذِينَ ظَلَمُوا۟ مِنْ هَـٰٓؤُلَآءِ سَيُصِيبُهُمْ سَيِّـَٔاتُ
مَا كَسَبُوا۟ وَمَا هُم بِمُعْجِزِينَ ٥١ أَوَلَمْ يَعْلَمُوٓا۟ أَنَّ ٱللَّهَ يَبْسُطُ
ٱلرِّزْقَ لِمَن يَشَآءُ وَيَقْدِرُ ۚ إِنَّ فِى ذَٰلِكَ لَـَٔايَـٰتٍ لِّقَوْمٍ يُؤْمِنُونَ
٥٢ ۞ قُلْ يَـٰعِبَادِىَ ٱلَّذِينَ أَسْرَفُوا۟ عَلَىٰٓ أَنفُسِهِمْ لَا تَقْنَطُوا۟ ربع الحزب ٤٧
مِن رَّحْمَةِ ٱللَّهِ ۚ إِنَّ ٱللَّهَ يَغْفِرُ ٱلذُّنُوبَ جَمِيعًا ۚ إِنَّهُۥ هُوَ
ٱلْغَفُورُ ٱلرَّحِيمُ ٥٣ وَأَنِيبُوٓا۟ إِلَىٰ رَبِّكُمْ وَأَسْلِمُوا۟ لَهُۥ مِن
قَبْلِ أَن يَأْتِيَكُمُ ٱلْعَذَابُ ثُمَّ لَا تُنصَرُونَ ٥٤ وَٱتَّبِعُوٓا۟ أَحْسَنَ
مَآ أُنزِلَ إِلَيْكُم مِّن رَّبِّكُم مِّن قَبْلِ أَن يَأْتِيَكُمُ ٱلْعَذَابُ
بَغْتَةً وَأَنتُمْ لَا تَشْعُرُونَ ٥٥ أَن تَقُولَ نَفْسٌ يَـٰحَسْرَتَىٰ
عَلَىٰ مَا فَرَّطتُ فِى جَنۢبِ ٱللَّهِ وَإِن كُنتُ لَمِنَ ٱلسَّـٰخِرِينَ ٥٦



(48) Si dhe do t'u shfaqen të këqijat që ata i kanë bërë, kur e barazonin Allahun me idhujt e tyre. Pastaj do i përfshijë dënimi për atë që kanë bërë, dënim të cilin ata e kanë përqeshur në jetën e dynjasë.
(49) Kur njeriut i bie ndonjë e keqe, ai na lutet Neve me sinqeritet. Kur Ne ia shndërrojmë atë të keqe në një të mirë nga ana Jonë, ai thotë: "Kjo që më është dhënë mua dihej që më takonte, për shkak të dijes e aftësisë që kam!" Por ajo është vetëm një sprovë për të, që ai të nxjerrë atë që mban në brendësinë e vet, mirëpo shumica e tyre nuk e dinë këtë dhe mashtrohen me mirësitë e Tij.
(50) Kështu kanë thënë edhe ata që kanë qenë para tyre, por në fund nuk kanë pasur ndonjë dobi nga ajo që ata kanë arritur e përjetuar. prej mirësive të Allahut e prej kënaqësive të kësaj bote.
(51) Ndërsa Ditën e Gjykimit do t'u bjerë dënimi të këqijave që kanë bërë.
E, kjo do t'i gjejë të gjithë ata që kanë bërë padrejtësi e idhujtari, duke i përfshirë dënimi i veprave të këqija që kanë bërë. Kurrsesi që ata nuk kanë për të shpëtuar, as prej të keqes së tyre e as prej dënimit të Allahut.
(52) Vallë, a nuk e dinë njerëzit se Allahu ia shton e ia pakëson furnizimin kujt të dëshirojë e askush nuk mund ta pengojë për këtë?! Po të dojë Ai (o njerëz) do t'ju pasuronte të gjithëve, mirëpo çështja është edhe më e rëndësishme se kaq. Me të vërtetë, që në këtë ka urtësi e argumente për një popull që beson.
(53) Prandaj përcillua njerëzve Fjalët e Mia (o i Dërguar):
"O ju robërit e Mi, të cilët e keni tepruar me gjynahe në dëm të vetes tuaj, duke e çuar veten e shpirtin tuaj në një shkatërrim të sigurtë! Mos e humbni shpresën prej mëshirës e Faljes së Allahut, për aq sa ju jeni gjallë, pasi Allahu në të vërtetë i fal të gjitha gjynahet, nëse pendoheni.
Vërtetë që Ai është Gjynahfalës e i Mëshirshëm ndaj çdokujt që kërkon falje e mëshirë prej Tij.
(54) Pra, kthehuni nga Zoti juaj me pendim e vepra të mira! Nënshtrojuni vetëm Atij, para se t'u vijë vdekja e t'ju përfshijë dënimi i Ditës së Gjykimit, e pastaj të mos ketë më kush t'ju ndihmojë.
(55) Dhe ndiqeni atë që është më e mira për ju, prej asaj që e ka shpallur për ju Zoti juaj në Kuran e Sunetin profetik, përpara se t'ju vijë dënimi papritmas dhe të mbeteni pa u penduar.
(56) E pastaj dikush të thotë: "Ah, mjerë për mua, që i neglizhova obligimet që kisha ndaj Allahut dhe tallesha me besimin e besimtarët!"

## Mësime nga ajetet:

- Mirësitë që i jepen njerëzve janë sprovë për ta, për t'u parë nëse do të jenë falënderues të Allahut apo mosmirënjohës. Ndërsa shtimi i pasurisë së jobesimtarëve është mashtrim e përshkallëzim drejt shkatërrimit të tyre.
- Këto janë ajetet më shpresëdhënëse në Kuran, me të cilat Vetë Allahu u drejtohet robërve të Vet që e kanë humbur veten në gjynahe, që ata të mos e humbin shpresën prej Mëshirës së Allahut.
- Pendim i pranuar është ai që bëhet para se të vijë vdekja, duke e shoqëruar atë me qëllimin e heqjes dorë prej gjynaheve e moskthimin tek to.

أَوۡ تَقُولَ لَوۡ أَنَّ ٱللَّهَ هَدَىٰنِي لَكُنتُ مِنَ ٱلۡمُتَّقِينَ ٥٧ أَوۡ تَقُولَ
حِينَ تَرَى ٱلۡعَذَابَ لَوۡ أَنَّ لِي كَرَّةٗ فَأَكُونَ مِنَ ٱلۡمُحۡسِنِينَ
٥٨ بَلَىٰ قَدۡ جَآءَتۡكَ ءَايَٰتِي فَكَذَّبۡتَ بِهَا وَٱسۡتَكۡبَرۡتَ وَكُنتَ
مِنَ ٱلۡكَٰفِرِينَ ٥٩ وَيَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِ تَرَى ٱلَّذِينَ كَذَبُواْ عَلَى
ٱللَّهِ وُجُوهُهُم مُّسۡوَدَّةٌۚ أَلَيۡسَ فِي جَهَنَّمَ مَثۡوٗى لِّلۡمُتَكَبِّرِينَ
٦٠ وَيُنَجِّي ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ ٱتَّقَوۡاْ بِمَفَازَتِهِمۡ لَا يَمَسُّهُمُ ٱلسُّوٓءُ
وَلَا هُمۡ يَحۡزَنُونَ ٦١ ٱللَّهُ خَٰلِقُ كُلِّ شَيۡءٖۖ وَهُوَ عَلَىٰ كُلِّ
شَيۡءٖ وَكِيلٞ ٦٢ لَّهُۥ مَقَالِيدُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۗ وَٱلَّذِينَ
كَفَرُواْ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِ أُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡخَٰسِرُونَ ٦٣ قُلۡ
أَفَغَيۡرَ ٱللَّهِ تَأۡمُرُوٓنِّيٓ أَعۡبُدُ أَيُّهَا ٱلۡجَٰهِلُونَ ٦٤ وَلَقَدۡ
أُوحِيَ إِلَيۡكَ وَإِلَى ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِكَ لَئِنۡ أَشۡرَكۡتَ
لَيَحۡبَطَنَّ عَمَلُكَ وَلَتَكُونَنَّ مِنَ ٱلۡخَٰسِرِينَ ٦٥ بَلِ
ٱللَّهَ فَٱعۡبُدۡ وَكُن مِّنَ ٱلشَّٰكِرِينَ ٦٦ وَمَا قَدَرُواْ ٱللَّهَ حَقَّ
قَدۡرِهِۦ وَٱلۡأَرۡضُ جَمِيعٗا قَبۡضَتُهُۥ يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِ وَٱلسَّمَٰوَٰتُ
مَطۡوِيَّٰتُۢ بِيَمِينِهِۦۚ سُبۡحَٰنَهُۥ وَتَعَٰلَىٰ عَمَّا يُشۡرِكُونَ ٦٧



(57) Apo të përpiqet të arsyetohet me anë të caktimit të Zotit, duke thënë: “Po të më kishte udhëzuar Allahu e të ma kishte mundësuar të isha i devotshëm, do të kisha qenë nga më të përkushtuarit e do zbatoja gjithçka që Ai e ka urdhëruar duke hequr dorë prej të gjitha ndalesave. !”

(58) Apo, pasi ta shikojë dënimin, të thotë me shpresa të humbura: “Ah, sikur të ishte e mundshme për t’u kthyer edhe një herë në dynja, që të pendohesha e të isha bërë prej më të mirëve!”

(59) Përkundrazi! Ty të erdhën argumentet e Mia *(i Dërguari, Kurani e Triumfi i Islamit)* dhe ti i konsiderove gënjeshtra dhe u tregove mendjemadh, duke mos i përfillur e duke i mohuar ato.”

(60) Ditën e Gjykimit (i Dërguar) ke për t’i parë ata që kanë gënjyer për Allahun *(për të legjitimuar idhujtarinë e gjynahet e tyre)* se si u janë nxirë sterrë fytyrat e tyre. Vallë, a nuk është Xhehenemi vendqëndrimi i merituar i mendjemëdhenjve, të cilët e refuzojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij?! Sigurisht që po.

(61) Atë ditë, Allahu ka për t’i shpëtuar ata që me përkushtimin e tyre ndaj porosive të Tij, u ruajtën prej idhujtarisë e gjynaheve, duke u mundësuar Xhenetin. Aty ata nuk ka për t’i prekur asnjë e keqe dhe nuk do të ndihen asnjëherë të mërzitur.

*Pastaj Allahu i kthehet përsëri çështjes së furnizimit e pasurisë, duke i siguruar besimtarët se ajo është vetëm në Dorë të Allahut dhe se vetëm Ai është Krijuesi dhe Mbikëqyrësi i krijimit të Vet.

(62) Vetëm Allahu është Krijuesi i çdo gjëje, që krijon çfarë të dëshirojë dhe vetëm Ai është Mbikëqyrësi i çdo gjëje, që e njeh mirë krijimin e Vet.

(63) Vetëm Atij i përkasin çelësat e depove të mirësive që gjenden në qiej e në Tokë, duke i dhuruar prej tyre kujt të dëshirojë, si dhe duke e privuar kë të dëshirojë!
Ata që i mohojnë argumentet e urtësinë e Allahut, ata janë të humburit që e kanë humbur rrugën e shpëtimit në jetën e kësaj bote. Madje dhe në Botën Tjetër ata do të mbesin përjetësisht në Zjarrin e Xhehenemit!

(64) Thuaju (o i Dërguar) atyre që kërkojnë të adhurosh idhujt e tyre: “Vallë, po më kërkoni të adhuroj dikë tjetër në vend të Allahut,o ju injorantë, që nuk dini se çfarë jeni duke thënë e duke bërë?!”

(65) Ndërkohë që ty dhe atyre që kanë qenë përpara teje prej të dërguarve të tjerë ju është shpallur se: “Nëse i bën shirk *(idhujtari)* Allahut me veprën tënde, duke e bërë atë me syfaqësi apo diçka tjetër përveç Allahut, e gjithë puna jote ka për të t’u refuzuar dhe ti do të mbetesh prej të shkatërruarve!

(66) Prandaj mos e përziej adhurimin tënd me asgjë, por adhuro vetëm Allahun e tregohu mirënjohës!”

(67) Ata që i bëjnë adhurimet dhe veprat e tyre për dikë tjetër përveç Allahut prej krijesave të dobëta e të paafta, në të vërtetë ata nuk e kanë vlerësuar Allahun me madhështinë që i takon. Ndërkohë, Ditën e Kijametit e tërë toka me gjithçka që gjendet në të do të jetë sa një grusht i Tij. Ndërsa qiejt do të jenë si papiruse të mbështjella e të rrotulluara me të djathtën e Tij.
I Pastër prej të metave dhe i Lartësuar është Ai nga çdo përshkrim që i bëjnë idhujtarët kur e krahasojnë me krijesat e me idhujt e tyre!

### Mësime nga ajetet:

- Mendjemadhësia është një ves i keq dhe i shëmtuar mbivlerësimi për krijesat, i cila i pengon ata prej pranimit të së Vërtetës.
- Nxirja e fytyrave të mohuesve në Ditën e Gjykimit është tregues i dëshpërimit e tmerrit që ata do përjetojnë.
- Shirku është shkatërrues i çdo vepre të mirë me të cilën ai përzihet, qoftë edhe me anë të syfaqësisë e synimeve të tjera përveç kënaqësisë së Allahut, pasi ai synon vlerësimin e madhërimin e dikujt tjetër në vend të Allahut. Allahu nuk e fal këtë.
- Pohimi i dy atributeve të Allahut, Grushti dhe e Djathta e Allahut të Lartësuar, të cilat ne i besojmë, pa pyetur se “si?”, pa i përngjasuar, pa i përshkruar dhe pa i shtrembëruar nga mënyra se si i ka sjellë Ai në Kuran dhe Sunet.

وَنُفِخَ فِي ٱلصُّورِ فَصَعِقَ مَن فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَن فِي ٱلْأَرْضِ
إِلَّا مَن شَآءَ ٱللَّهُۖ ثُمَّ نُفِخَ فِيهِ أُخْرَىٰ فَإِذَا هُمْ قِيَامٌ يَنظُرُونَ
٦٨ وَأَشْرَقَتِ ٱلْأَرْضُ بِنُورِ رَبِّهَا وَوُضِعَ ٱلْكِتَٰبُ وَجِاْيٓءَ
بِٱلنَّبِيِّـۧنَ وَٱلشُّهَدَآءِ وَقُضِيَ بَيْنَهُم بِٱلْحَقِّ وَهُمْ لَا يُظْلَمُونَ
٦٩ وَوُفِّيَتْ كُلُّ نَفْسٍ مَّا عَمِلَتْ وَهُوَ أَعْلَمُ بِمَا يَفْعَلُونَ ٧٠
وَسِيقَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوٓاْ إِلَىٰ جَهَنَّمَ زُمَرًاۖ حَتَّىٰٓ إِذَا جَآءُوهَا
فُتِحَتْ أَبْوَٰبُهَا وَقَالَ لَهُمْ خَزَنَتُهَآ أَلَمْ يَأْتِكُمْ رُسُلٌ مِّنكُمْ
يَتْلُونَ عَلَيْكُمْ ءَايَٰتِ رَبِّكُمْ وَيُنذِرُونَكُمْ لِقَآءَ يَوْمِكُمْ
هَٰذَاۚ قَالُواْ بَلَىٰ وَلَٰكِنْ حَقَّتْ كَلِمَةُ ٱلْعَذَابِ عَلَى ٱلْكَٰفِرِينَ
٧١ قِيلَ ٱدْخُلُوٓاْ أَبْوَٰبَ جَهَنَّمَ خَٰلِدِينَ فِيهَاۖ فَبِئْسَ مَثْوَى
ٱلْمُتَكَبِّرِينَ ٧٢ وَسِيقَ ٱلَّذِينَ ٱتَّقَوْاْ رَبَّهُمْ إِلَى ٱلْجَنَّةِ
زُمَرًاۖ حَتَّىٰٓ إِذَا جَآءُوهَا وَفُتِحَتْ أَبْوَٰبُهَا وَقَالَ لَهُمْ خَزَنَتُهَا
سَلَٰمٌ عَلَيْكُمْ طِبْتُمْ فَٱدْخُلُوهَا خَٰلِدِينَ ٧٣ وَقَالُواْ
ٱلْحَمْدُ لِلَّهِ ٱلَّذِي صَدَقَنَا وَعْدَهُۥ وَأَوْرَثَنَا ٱلْأَرْضَ
نَتَبَوَّأُ مِنَ ٱلْجَنَّةِ حَيْثُ نَشَآءُۖ فَنِعْمَ أَجْرُ ٱلْعَٰمِلِينَ ٧٤



(68) Kur të vijë ajo Ditë (Dita e Kijametit), do t'i fryhet Surit (Bririt) nga engjëlli i caktuar. Atëherë do të bien të vdekur të gjithë ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, përveç atyre që Allahu dëshiron të mbesin gjallë. Pastaj do t'i fryhet atij edhe një herë dhe ata menjëherë do të ngrihen në këmbë të ringjallur, duke pritur në ankth të gjatë se ç'do të ndodhë me ta.

(69) E pastaj toka do të ndriçohet me Dritën e Zotit të vet dhe me gjykimin e Tij gjithëpërfshirës, duke mos lënë asnjë brendësi pa e nxjerrë në dukje e pa e gjykuar. Përpara tyre do të vihet Libri *(i secilit ose Leuhi Mahfudhi)*, në mënyrë që ta lexojnë vetë atë që kanë bërë e kanë punuar. Gjithashtu, do të sillen edhe të gjithë pejgamberët dhe dëshmitarët, që i kanë thirrur për t'u përgatitur për atë Ditë. Mandej do të gjykohet mes tyre me të Vërtetën e Allahut, duke mos iu bërë padrejtësi askujt.

(70) Secilit ka për t'iu dhënë shpërblimi që meriton për atë që ka bërë, qoftë ajo e mirë apo e keqe, pa i shtuar të keqes së tij asgjë e pa ia pakësuar të mirës së tij asgjë prej gjëje. Megjithatë, Ai e di më mirë se kushdo se çfarë janë duke bërë. .

(71) Më tej mohuesit do të drejtohen turma-turma për në Xhehenem, derisa të mbërrijnë pranë tij. Aty rojtarët e Xhehenemit do t'u hapin portat. E që t'ua shtojnë edhe më shumë dhimbjen për atë që kanë humbur, u thonë: "Vallë, a nuk ju kanë ardhur juve pejgamberë nga mesi juaj, që t'ju lexonin ajetet *(vargjet e argumentet)* e zbritura prej Zotit tuaj e t'ju paralajmëronin për takimin e kësaj dite?!" Aty mohuesit, me gjysmë zëri e plot dhimbje, u përgjigjen: "Sigurisht!"
Mirëpo, ky pranim i tyre atë ditë, nuk ka për t'ju bërë asnjë dobi. Premtimi i Allahut për t'i dënuar jobesimtarët tashmë është bërë realitet.

(72) Atëherë, engjëjt u thonë: "Hyni tani në portat e Xhehenemit, ku do të jeni të përjetshëm!", duke u humbur çdo shpresë për mëshirë nga ana e Allahut. E sa vend i keq e i shëmtuar do të jetë ai vend për mendjemëdhenjtë, që e refuzuan dhe e përçmuan të Vërtetën, që u erdhi prej Zotit të tyre!

(73) Ndërsa besimtarëve që iu përkushtuan Zotit të tyre, me vënien në zbatim të porosive të Tij e me ruajtjen nga haramet e gjynahet, atë ditë do t'u prihet me nderim për të hyrë në Xhenet turma-turma, deri kur të kenë mbërritur pranë tij e t'u jenë hapur portat. Rojtarët e Xhenetit, për t'i nderuar edhe më shumë, do t'u thonë: "Selamun alejkum! - Paqja qoftë me ju, e qofshi të shpëtuar, prej çdo të keqeje që ju e urreni! Ju i pastruat zemrat e veprat tuaja prej idhujtarisë e poshtërsive, Prandaj, hyni në Xhenet të sigurt e të shpëtuar, ku do të jeni përgjithmonë!"

(74) Kur besimtarët të hyjnë në Xhenet, do të thonë: "Falënderuar qoftë Allahu, që e realizoi ndaj nesh premtimin e Vet dhe na dha trashëgim Xhenetin, ku mund të zëmë vend ku të duam!" Ja, ky është përfundimi i tyre! Sa shpërblim i mrekullueshëm është ai për ata që kanë punuar për këtë ditë, duke bërë vepra të mira në kërkim të kënaqësisë së Allahut!

**Mësime nga ajetet:**

- Pohimi i fryrjes së Surit dy herë: një herë për t'u bërë Kiameti dhe herë e dytë për t'u bërë Ringjallja.
- Në Fjalën: "...Ai e di më mirë se çfarë janë duke bërë...", Allahu e ndryshon kohën e bisedës, duke kaluar nga koha e ardhme në atë të tashmen, që njeriu të ndryshojë sa ka kohë.
- Poshtërimi i jobesimtarëve para se të hyjnë në Xhehenem së bashku me përjetësinë e tyre në të përmendet krahas nderimit të besimtarëve para se të hyjnë në Xhenet me përgëzimin se aty do të jenë të përjetshëm. Në këtë mënyrë njeriut i bëhet sa më i qartë paralajmërimi për zgjedhjen e tij.
- Veprat e mira mundësojnë trashëgimin e shpërblimit më të mirë dhe anasjelltas.



75 E pas gjithë kësaj (o i Dërguar) do të shohësh engjëjt të tubuar rreth Arshit *(Fronit Madhështor)* të Allahut, teksa lavdërojnë Zotin e tyre, ashtu siç i takon Madhështisë së Tij, nga ajo që dëshmuan prej fjalëve e veprave të jobesimtarëve dhe mënyrës e si u gjykuan me drejtësi. Pastaj do të thuhet: "Falënderimi i qoftë Allahut, Zotit të të gjitha krijesave, për gjykimin me drejtësinë e Tij absolute. Ai i mëshiroi robërit e Vet besimtarë dhe i ndëshkoi robërit e Vet mohues, pa i bërë padrejtësi askujt!"

## SURJA "GAFIR"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Sqarimi i gjendjes së atyre që kundërshtojnë ajetet (vargjet dhe argumentet) e Allahut dhe përgjigjja ndaj tyre.

### Shpjegimi i ajeteve:

1 Hâ, Mîm.
2 Kurani ka zbritur vetëm nga Allahu i Plotëfuqishëm, i Cili nuk mposhtet nga askush dhe e di mirë se çfarë është në dobi të robve të Vet.
3 Ai është Falësi i gjynaheve të atyre që i kërkojnë falje Atij. Ai është Pranuesi pendimit të atyre që pendohen e kthehen tek Ai. Ai është Ndëshkues i ashpër për ata që janë arrogantë, si dhe Zotërues i mirësive të mëdha për ata që i nënshtrohen. Nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin, përveç Tij, dhe se vetëm tek Ai është kthimi.
4 Askush nuk mund t'u kundërvihet ajeteve *(vargjeve e argumenteve)* të Allahut, të cilat tregojnë Njëshmërinë e Tij dhe Vërtetësinë e të Dërguarit të Tij. Ato i kundërshtojnë vetëm mohuesit e Allahut, për shkak të mendjeve të tyre të mbrapshta e mosfrikësimit prej ndëshkimit të Tij. Prandaj, mos u mashtro nga pasuria e mirësitë e tyre, që Allahu ua ka mundësuar t'i shpenzojnë nëpër botë, pasi ato janë sprovë për ta, për t'i çuar drejt shkatërrimit si mohues.
5 Edhe populli i Nuhut para këtyre *(Kurejshëve)* mohoi, si shumë popuj të tjerë që erdhën pas tij, siç ishte Adi, Themudi, populli i Lutit, i Medjenit dhe Faraoni me ushtrinë e tij. Të gjithë këta popuj mendonin se si ta kapnin të dërguarin e vet për ta vrarë. Ata u kundërviheshin atyre me polemika të kota, në mënyrë që ta mposhtnin të Vërtetën. Mirëpo, ata i mbërtheva Unë me ndëshkimin Tim. Paramendoje vetë se si ka qenë ndëshkimi Im për ta në jetën e dynjasë!
6 E kështu u realizua premtimi i Zotit tënd ndaj atyre që mohuan, duke bërë që ata të vdesin në mohimin e tyre, në mënyrë që të mos shpëtojnë kurrë dhe në Botën Tjetër të jenë prej banorëve të Zjarrit.
7 Ata që mbajnë Arshin *(Fronin)* e Allahut *(engjëjt madhështorë)*, bashkë me ata që janë rreth tij, kur e shohin urrejtjen e mohuesve kundër të dërguarve të Allahut e pasuesve të tyre, e lartësojnë Zotin e tyre me falenderime e madhërime, duke e mohuar çdo mangësi që jobesimtarët i mveshin Allahut. Ata e falenderojnë Allahun për çdo mirësi të Tijën ndaj tyre dhe i besojnë Dijes dhe Urtësisë së Tij Absolute në gjithçka që Ai bën e lejon të ndodhë. Po ashtu, ata engjëj i kërkojnë falje Allahut për besimtarët, të cilët, edhe pse pa e parë, i besojnë Atij e i durojnë mundimet, vështirësitë e ashpërsinë e jobesimtarëve për hir të Tij, duke thënë: "Zoti ynë! Ti ke përfshirë çdo gjë me Mëshirën dhe Dijen Tënde! Fali ata që janë penduar e ndjekin Rrugën Tënde dhe mbroji prej dënimit të Skëterrës, që i pret në Ditën e Gjykimit!"

### Mësime nga ajetet:

- Bashkimi i shpresëdhënies për arritjen e mëshirës së Allahut me frikësimin prej ndëshkimit të ashpër prej Tij, është metoda më e mirë e thirrjes.
- Lavdërimi i Allahut fillimisht me njësimin e Tij, lartësimin e Tij dhe falenderimin e Tij është prej rregullave të lutjes.
- Vlera dhe rëndësia që kanë besimtarët tek Allahu, aq sa, edhe engjëjt madhështorë që janë pranë Tij, luten e kërkojë falje e ndihmë për ta në kohë trazirash e sprovash, që të tregohen të vendosur e të shpëtojnë prej Zjarrit të Xhehenemit.

رَبَّنَا وَأَدۡخِلۡهُمۡ جَنَّٰتِ عَدۡنٍ ٱلَّتِي وَعَدتَّهُمۡ وَمَن صَلَحَ
مِنۡ ءَابَآئِهِمۡ وَأَزۡوَٰجِهِمۡ وَذُرِّيَّٰتِهِمۡۚ إِنَّكَ أَنتَ ٱلۡعَزِيزُ
ٱلۡحَكِيمُ ٨ وَقِهِمُ ٱلسَّيِّـَٔاتِۚ وَمَن تَقِ ٱلسَّيِّـَٔاتِ
يَوۡمَئِذٖ فَقَدۡ رَحِمۡتَهُۥۚ وَذَٰلِكَ هُوَ ٱلۡفَوۡزُ ٱلۡعَظِيمُ ٩ إِنَّ
ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ يُنَادَوۡنَ لَمَقۡتُ ٱللَّهِ أَكۡبَرُ مِن مَّقۡتِكُمۡ
أَنفُسَكُمۡ إِذۡ تُدۡعَوۡنَ إِلَى ٱلۡإِيمَٰنِ فَتَكۡفُرُونَ ١٠ قَالُواْ رَبَّنَآ
أَمَتَّنَا ٱثۡنَتَيۡنِ وَأَحۡيَيۡتَنَا ٱثۡنَتَيۡنِ فَٱعۡتَرَفۡنَا بِذُنُوبِنَا فَهَلۡ
إِلَىٰ خُرُوجٖ مِّن سَبِيلٖ ١١ ذَٰلِكُم بِأَنَّهُۥٓ إِذَا دُعِيَ ٱللَّهُ
وَحۡدَهُۥ كَفَرۡتُمۡ وَإِن يُشۡرَكۡ بِهِۦ تُؤۡمِنُواْۚ فَٱلۡحُكۡمُ لِلَّهِ
ٱلۡعَلِيِّ ٱلۡكَبِيرِ ١٢ هُوَ ٱلَّذِي يُرِيكُمۡ ءَايَٰتِهِۦ وَيُنَزِّلُ لَكُم مِّنَ
ٱلسَّمَآءِ رِزۡقٗاۚ وَمَا يَتَذَكَّرُ إِلَّا مَن يُنِيبُ ١٣ فَٱدۡعُواْ ٱللَّهَ
مُخۡلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ وَلَوۡ كَرِهَ ٱلۡكَٰفِرُونَ ١٤ رَفِيعُ
ٱلدَّرَجَٰتِ ذُو ٱلۡعَرۡشِ يُلۡقِي ٱلرُّوحَ مِنۡ أَمۡرِهِۦ عَلَىٰ مَن يَشَآءُ
مِنۡ عِبَادِهِۦ لِيُنذِرَ يَوۡمَ ٱلتَّلَاقِ ١٥ يَوۡمَ هُم بَٰرِزُونَۖ لَا يَخۡفَىٰ
عَلَى ٱللَّهِ مِنۡهُمۡ شَيۡءٞۚ لِّمَنِ ٱلۡمُلۡكُ ٱلۡيَوۡمَۖ لِلَّهِ ٱلۡوَٰحِدِ ٱلۡقَهَّارِ ١٦



8 Dhe futi (o Zoti ynë) në Xhenetet e Adnit *(Përjetësisë)*, të cilat ua ke premtuar, bashkë me ata që kanë qenë vepërmirë prej prindërve, bashkëshorteve dhe pasardhësve të tyre. Vërtet që Ti je i Plotfuqishëm dhe i Urtë dhe bën çfarë të duash me Urtësinë Tënde Absolute.
9 Ruaji ata nga pasojat e këqija të veprave të tyre dhe mos i ndëshko ata me këto vepra. Vërtet, atë që Ti e ruan në Ditën e Gjykimit prej veprave të tij të këqija, në fakt e ke mëshiruar. Pikërisht kjo është fitorja madhështore!"
10 E sa u përket atyre që e mohuan Allahun e të dërguarit e Tij, kur të hyjnë në Zjarrin e Xhehenemit, ata do të urrejnë e mallkojnë vetet e tyre aq shumë për atë që kanë bërë, sa do të thirren:
"O banorë të Zjarrit të Xhehenemit! Urrejtja e Allahut ndaj jush, kur ju thirreshit për në besim dhe mohonit, është më e madhe se urrejtja juaj ndaj veteve tuaja, tani që jeni në Zjarrin e Xhehenemit!".
11 Ata do të thonë: "Zoti ynë! Ti bëre që ne të vdisnim dy herë e,na dhe jetë dy herë. Ne tani i pranuam gjynahet tona. A ka ndonjë rrugëdalje për ne?"
12 "Këtë ndëshkim e merituat për shkak se, kur thirrej për t'u adhuruar e lutur vetëm Allahu, ju refuzonit *(dhe mohonit)*. Kur Atë e krahasonin me zota të rremë, ortakë e të barabartë, ju e pranonit këtë *(dhe besonit)*. Atëherë, sot, vendimi *(për pyetjen tuaj)* i përket vetëm Allahut të Lartësuar e të Madh."
13 Allahu (o njerëz) është Ai që ju shpalos argumentet e Veta në horizont e në veten tuaja, në mënyrë që t'ju tregojë Njëshmërinë e Fuqinë e Vet. Prej argumenteve bindëse është se, Ai zbret ujin e shiut nga qielli për ju, me të cilin mbijnë e rriten bimë e pemë të të gjitha llojeve. Këtë e bën si begati për ju, mirëpo këtë nuk e kujton kush, përveç atij që kthehet tek Ai i penduar e i sinqertë!
14 Prandaj, lutjuni Allahut (o besimtarë) - me tërë qenien tuaj, duke iu përkushtuar tërësisht me sinqeritet Fesë së Tij, edhe pse këtë e urrejnë jobesimtarët.
15 Ai është Zotëruesi i pozitave të larta dhe Pronar i Arshit Madhështor, që përfshin shtatë qiejt dhe tokën. Është Ai që ia dërgon Shpirtin *(ia zbret Shpalljen)* kujt të dojë prej robërve të Vet të zgjedhur, duke i dhënë shpirt *(jetë)* atij e atyre që e ndjekin udhëzimin e tij. Kjo bëhet me Lejen e Tij për t'i paralajmëruar ata për Ditën e Takimit me Zotin të tyre,
16 Ditën kur të gjithë *(engjëjt, xhindët e njerëzit)* do të shfaqen të tubuar në një vend të rrafshët, ku asgjë nuk mund t'i fshihet Allahut, as prej veprave e as prej brendësive të tyre.
Aty do të fillojë Dita e Gjykimit për ta, me pyetjen: "I kujt është Pushteti sot?!" Përgjigjja është vetëm një: "I Allahut, që është Një e i Vetmi Ngadhënjyes!"

**Mësime nga ajetet:**

- Vendi ku pranohet pendimi është jeta e kësaj bote, para se të lindë dielli nga perëndimi dhe para se të arrijë shpirti në fyt për të dalë.
- Prej këshillimit përfitojnë vetëm ata që ndërgjegjësohen e pendohen, duke iu kthyer Zotit të tyre.
- Qëndrimi i ashpër i mohuesve nuk ndikon aspak në qëndresën e besimtarit në besimin e vet.
- Përulja e tiranëve dhe udhëheqësve mizorë ndaj Allahut në Ditën e Kijametit.

ٱلْيَوْمَ تُجْزَىٰ كُلُّ نَفْسٍۭ بِمَا كَسَبَتْ ۚ لَا ظُلْمَ ٱلْيَوْمَ ۚ إِنَّ
ٱللَّهَ سَرِيعُ ٱلْحِسَابِ ﴿١٧﴾ وَأَنذِرْهُمْ يَوْمَ ٱلْـَٔازِفَةِ إِذِ ٱلْقُلُوبُ
لَدَى ٱلْحَنَاجِرِ كَٰظِمِينَ ۚ مَا لِلظَّٰلِمِينَ مِنْ حَمِيمٍ وَلَا شَفِيعٍ
يُطَاعُ ﴿١٨﴾ يَعْلَمُ خَآئِنَةَ ٱلْأَعْيُنِ وَمَا تُخْفِى ٱلصُّدُورُ ﴿١٩﴾ وَٱللَّهُ
يَقْضِى بِٱلْحَقِّ ۖ وَٱلَّذِينَ يَدْعُونَ مِن دُونِهِۦ لَا يَقْضُونَ
بِشَىْءٍ ۗ إِنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلسَّمِيعُ ٱلْبَصِيرُ ﴿٢٠﴾ ۞ أَوَلَمْ يَسِيرُوا۟ فِى ربع الحزب ٤٧
ٱلْأَرْضِ فَيَنظُرُوا۟ كَيْفَ كَانَ عَٰقِبَةُ ٱلَّذِينَ كَانُوا۟ مِن قَبْلِهِمْ ۚ
كَانُوا۟ هُمْ أَشَدَّ مِنْهُمْ قُوَّةً وَءَاثَارًا فِى ٱلْأَرْضِ فَأَخَذَهُمُ ٱللَّهُ
بِذُنُوبِهِمْ وَمَا كَانَ لَهُم مِّنَ ٱللَّهِ مِن وَاقٍ ﴿٢١﴾ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمْ
كَانَت تَّأْتِيهِمْ رُسُلُهُم بِٱلْبَيِّنَٰتِ فَكَفَرُوا۟ فَأَخَذَهُمُ ٱللَّهُ ۚ
إِنَّهُۥ قَوِىٌّ شَدِيدُ ٱلْعِقَابِ ﴿٢٢﴾ وَلَقَدْ أَرْسَلْنَا مُوسَىٰ بِـَٔايَٰتِنَا
وَسُلْطَٰنٍ مُّبِينٍ ﴿٢٣﴾ إِلَىٰ فِرْعَوْنَ وَهَٰمَٰنَ وَقَٰرُونَ
فَقَالُوا۟ سَٰحِرٌ كَذَّابٌ ﴿٢٤﴾ فَلَمَّا جَآءَهُم بِٱلْحَقِّ مِنْ
عِندِنَا قَالُوا۟ ٱقْتُلُوٓا۟ أَبْنَآءَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ مَعَهُۥ وَٱسْتَحْيُوا۟
نِسَآءَهُمْ ۚ وَمَا كَيْدُ ٱلْكَٰفِرِينَ إِلَّا فِى ضَلَٰلٍ ﴿٢٥﴾



(17) Sot, secili ka për t'u shpërblyer me atë që meriton për çfarë ka bërë. Nëse ka bërë mirë, do të shpërblehet me të mira dhe, nëse ka bërë keq, atë do të meritojë. Sot nuk ka padrejtësi, pasi Gjykatësi sot është Allahu! Vërtet që Allahu është i shpejtë në llogari, duke ua bërë llogarinë njëherazi të gjithëve dhe secili prej tyre do të mendojë se po i bëhet llogaria vetëm atij.
(18) Prandaj, paralajmëroji (o i Dërguar)për këtë Ditë të Afërt *(pasi çdo gjë që vjen është afër)*, kur zemrat e tyre t'u kenë arritur deri në fyt prej ankthit e frikës që kanë. Për atë ditë kur të jenë të përhumbur në heshtjen e tyre do të presin, se a do të jenë prej atyre që do të shpëtojnë apo prej atyre që do të ndëshkohen. Atë ditë nuk do të ketë asnjë mik që t'i ngushëllojë njerëzit e këqij e zullumqarë dhe as ndonjë ndërmjetësues që do flasë apo dëshmojë në favor të tyre *(siç do kenë besimtarët)*.
(19) Ndërkohë që Allahu është në dijeni madje edhe për shikimin e përvjedhur të syve të tyre dhe gjithçka që e mbajnë të fshehtë zemrat.
(20) Atëherë, Allahu do t'i gjykojë me të Vërtetën. Kushdo që e ka njësuar Allahun, ka për të shpëtuar e kushdo që ka qenë idhujtar, ka për t'u ndëshkuar. Kurse zotat e tyre të rremë, që ata i adhuronin e u luteshin në vend të Tij, nuk kanë në dorë për të gjykuar asgjë. Vërtet që Allahu është Dëgjues dhe Shikues i çdo gjëje. Ai e dëgjon gjithçka që ata thonë dhe e sheh gjithçka që bëjnë, duke mos i shpëtuar asgjë.
(21) Vallë, a nuk kanë udhëtuar ata *(idhujtarët e popullit tënd)* nëpër tokë, që të shohin se si ka qenë fundi i popujve që kanë mohuar para tyre?! Madje, ata kanë qenë edhe më të fuqishëm se këta dhe lanë gjurmë në tokë edhe më shumë me ndërtime e përmendore. Megjithatë, Allahu i shkatërroi ata të gjithë, për shkak të gjynaheve të tyre dhe për ta nuk doli askush t'i mbronte prej dënimit të Allahut.
(22) Ata e merituan atë dënim që i goditi, për shkak se, kur atyre u vinin të dërguarit e Allahut me fakte të qarta e argumente bindëse, ata e mohonin Allahun dhe të dërguarit e Tij. Prandaj Allahu u dha fund e i shkatërroi tërësisht, pavarësisht fuqisë së tyre. Vërtet që Ai është i Fuqishëm edhe ta përmbajë zemërimin, por Ai është edhe Ndëshkues i ashpër ndaj arrogantëve.
*Pasi Allahu i përmendi të Dërguarit mohimin e popujve të mëparshëm e tentativën e tyre për t'i vrarë të dërguarit, i përmend atij edhe tregimin e Musait, si një ngjashmëri mes të dyve dhe si një mesazh për t'i treguar se në fund fitorja do të jetë me të:
(23) Madje Ne patëm dërguar edhe Musain me mrekullitë e argumentet Tona dhe me një fuqi bindëse, të qartë e të pakundërshtueshme
(24) tek Faraoni e Hamani, si dhe Karuni, që ndoqi rrugën e tyre më pas. Atyre, edhe pse u erdhën ato argumente, ata i mohuan e thanë: "Ai është një magjistar mashtrues, që pretendon se është i dërguar!"
(25) Kur Musai u erdhi atyre me të Vërtetën e zbritur prej Nesh, (që të njësonin Allahun e të adhuronin vetëm Atë), duke u sjellë edhe mrekulli bindëse, ata u mblodhën e thanë: "Vrisni djemtë e atyre që besojnë Allahun dhe lini të jetojnë vajzat e gratë e tyre, me qëllim që të frikësohen e të mos besojnë!" Mirëpo intriga e mohuesve për ta pakësuar numrin e besimtarëve është gjithmonë e humbur.

**Mësime nga ajetet:**
- Kujtimi i Ditës së Gjykimit është një prej pengesave më të mëdha për të bërë gjynahe.
- Gjithëpërfshirja e Dijes së Allahut për çdo gjë që bëjnë robërit e Tij, qoftë e fshehtë apo e dukshme.
- Urdhërimi që të udhëtohet nëpër tokë për të mësuar rreth popujve idhujtarë që janë shkatërruar.

وَقَالَ فِرۡعَوۡنُ ذَرُونِيٓ أَقۡتُلۡ مُوسَىٰ وَلۡيَدۡعُ رَبَّهُۥٓۖ إِنِّيٓ أَخَافُ
أَن يُبَدِّلَ دِينَكُمۡ أَوۡ أَن يُظۡهِرَ فِي ٱلۡأَرۡضِ ٱلۡفَسَادَ ٢٦
وَقَالَ مُوسَىٰٓ إِنِّي عُذۡتُ بِرَبِّي وَرَبِّكُم مِّن كُلِّ مُتَكَبِّرٖ لَّا يُؤۡمِنُ
بِيَوۡمِ ٱلۡحِسَابِ ٢٧ وَقَالَ رَجُلٞ مُّؤۡمِنٞ مِّنۡ ءَالِ فِرۡعَوۡنَ
يَكۡتُمُ إِيمَٰنَهُۥٓ أَتَقۡتُلُونَ رَجُلًا أَن يَقُولَ رَبِّيَ ٱللَّهُ وَقَدۡ
جَآءَكُم بِٱلۡبَيِّنَٰتِ مِن رَّبِّكُمۡۖ وَإِن يَكُ كَٰذِبٗا فَعَلَيۡهِ
كَذِبُهُۥۖ وَإِن يَكُ صَادِقٗا يُصِبۡكُم بَعۡضُ ٱلَّذِي يَعِدُكُمۡۖ
إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَهۡدِي مَنۡ هُوَ مُسۡرِفٞ كَذَّابٞ ٢٨ يَٰقَوۡمِ لَكُمُ
ٱلۡمُلۡكُ ٱلۡيَوۡمَ ظَٰهِرِينَ فِي ٱلۡأَرۡضِ فَمَن يَنصُرُنَا مِنۢ بَأۡسِ ٱللَّهِ
إِن جَآءَنَاۚ قَالَ فِرۡعَوۡنُ مَآ أُرِيكُمۡ إِلَّا مَآ أَرَىٰ وَمَآ أَهۡدِيكُمۡ
إِلَّا سَبِيلَ ٱلرَّشَادِ ٢٩ وَقَالَ ٱلَّذِيٓ ءَامَنَ يَٰقَوۡمِ إِنِّيٓ أَخَافُ
عَلَيۡكُم مِّثۡلَ يَوۡمِ ٱلۡأَحۡزَابِ ٣٠ مِثۡلَ دَأۡبِ قَوۡمِ نُوحٖ وَعَادٖ
وَثَمُودَ وَٱلَّذِينَ مِنۢ بَعۡدِهِمۡۚ وَمَا ٱللَّهُ يُرِيدُ ظُلۡمٗا لِّلۡعِبَادِ ٣١
وَيَٰقَوۡمِ إِنِّيٓ أَخَافُ عَلَيۡكُمۡ يَوۡمَ ٱلتَّنَادِ ٣٢ يَوۡمَ تُوَلُّونَ مُدۡبِرِينَ
مَا لَكُم مِّنَ ٱللَّهِ مِنۡ عَاصِمٖۗ وَمَن يُضۡلِلِ ٱللَّهُ فَمَا لَهُۥ مِنۡ هَادٖ ٣٣



26 Mirëpo Faraoni tha: "Më lejoni që ta vras fare Musain, e ai pastaj le ta thërrasë Zotin e vet, që ta ndihmojë e ta shpëtojë prej meje. Unë nuk e kam frikë as atë e as Zotin e tij. E vetmja frikë që kam është se ai ka për t'jua ndryshuar juve fenë tuaj ose do të sjellë në tokë trazira, me përçarje e vrasje dhe do t'jua marrë pushtetin!".

27 Atëherë, Musai u lut e tha: "Unë i kërkoj mbrojtje Zotit tim dhe Zotit tuaj, të më mbrojë prej çdo mendjemadhi, që e refuzon të Vërtetën *(besimin në një Zot të Vetëm - Allahun)* dhe që nuk beson se do të vijë një ditë që do të japë llogari përpara Allahut - në Ditën e Gjykimit!"

28 Por një burrë besimtar, nga rangu i Faraonit, i cili e fshihte besimin e vet, kundërshtoi e tha: "A dëshironi ta vrisni një njeri, vetëm për shkak se ai thotë: "Zoti im është Allahu!" Ndërkohë, ai po ju thotë se ka ardhur me argumente e mrekulli të qarta prej Zotit tuaj, me të cilat ai dëshiron të tregojë të vërtetën në atë që pretendon?! Si mund ta vrisni një njeri të tillë, pa e verifikuar fillimisht çështjen e tij?! Nëse ai ju del mashtrues, atëherë kjo do të jetë në dëm të tij, e juve nuk ju dëmton verifikimi i një gënjeshtari. Por, nëse ai ju del i drejtë dhe ju e mohoni të vërtetën e tij, atëherë me siguri që ka për t'ju goditur diçka prej asaj që ai është duke thënë. Allahu nuk e udhëzon askënd që është shpërdorues *(i besimit, pasurisë dhe pushtetit - në gjynahe)* dhe që është gënjeshtar *(duke nënkuptuar me këtë Faraonin, që pretendonte se ishte Zot)*.

29 O populli im! Sot ju përket juve pushteti i tokës së Egjiptit mbi pjesën tjetër të popullit - bijtë e Izraelit *(të cilët mendohet të kenë qenë mbi dy milionë njerëz)*. Mirëpo kush ka për të na shpëtuar ne prej të ndëshkimit të Allahut *(me një ndryshim situate)*, që do të vinte pas kësaj padrejtësie e vrasjes së bijve të tyre?!" Faraoni tha: "Unë po ju them atë që e shoh më të arsyeshme dhe po ju drejtoj e tek rruga e veprimi i duhur!".

30 Atëherë, ai që kishte besuar, e shfaqi besimin e vet në Allahun dhe të dërguarit e Tij dhe tha: "O populli im! Unë frikësohem për ju se, me vrasjen e padrejtë të Musait, ka për t'ju përfshirë ajo që ka përfshirë edhe ushtritë e fuqishme të popujve të mëparshëm. Edhe ata kështu u mblodhën kundër të dërguarve të tyre.

31 Si për shembull, populli i Nuhut, Adit, Themudit dhe brezat që erdhën pas tyre, të cilët Allahu i shkatërroi për padrejtësitë e mosbesimin e tyre. Nuk është Allahu Ai që e dëshiron padrejtësinë për njerëzit, por janë njerëzit ata që i bëjnë padrejtësi njëri-tjetrit me mospranimin e drejtësisë së Allahut.

32 Përveç këtij ndëshkimi *(në jetën e kësaj bote)*, unë, o populli im, frikësohem se do t'ju kaplojë dënimi i përjetshëm në Ditën e Piskamës. Atë ditë mohuesit do të thërrasin për ndihmë, por askush nuk do t'i ndihmojë ata.

33 Ditën kur do ta shihni Zjarrin e Xhehenemit përballë dhe do t'ia ktheni shpinën prej frikës që të ikni prej tij, por do të bini në të. Atëherë do e kuptoni se ju nuk mund të mbroheni me asgjë prej dënimit të Allahut.
Megjithatë, atë që Allahu e lë në humbje, ai kurrë nuk ka për të gjetur dikë ta udhëzojë, pasi udhëzimi është përzgjedhje e Allahut për t'i shpëtuar vetëm ata që kanë mirësi në zemrat e tyre.

**Mësime nga ajetet:**

- Kthimi i besimtarit me lutje e kërkim ndihme tek Zoti e mbron atë prej të keqes së armiqve të tij.
- Lejimi i fshehjes së besimit për të arritur një interes të drejtë apo për të penguar një të keqe.
- Ofrimi i këshillave njerëzve është cilësi e besimtarëve të vërtetë.

وَلَقَدۡ جَآءَكُمۡ يُوسُفُ مِن قَبۡلُ بِٱلۡبَيِّنَٰتِ فَمَا زِلۡتُمۡ فِي
شَكّٖ مِّمَّا جَآءَكُم بِهِۦۖ حَتَّىٰٓ إِذَا هَلَكَ قُلۡتُمۡ لَن يَبۡعَثَ ٱللَّهُ
مِنۢ بَعۡدِهِۦ رَسُولٗاۚ كَذَٰلِكَ يُضِلُّ ٱللَّهُ مَنۡ هُوَ مُسۡرِفٞ
مُّرۡتَابٌ ٣٤ ٱلَّذِينَ يُجَٰدِلُونَ فِيٓ ءَايَٰتِ ٱللَّهِ بِغَيۡرِ سُلۡطَٰنٍ
أَتَىٰهُمۡۖ كَبُرَ مَقۡتًا عِندَ ٱللَّهِ وَعِندَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْۚ كَذَٰلِكَ
يَطۡبَعُ ٱللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ قَلۡبِ مُتَكَبِّرٖ جَبَّارٖ ٣٥ وَقَالَ فِرۡعَوۡنُ
يَٰهَٰمَٰنُ ٱبۡنِ لِي صَرۡحٗا لَّعَلِّيٓ أَبۡلُغُ ٱلۡأَسۡبَٰبَ ٣٦ أَسۡبَٰبَ
ٱلسَّمَٰوَٰتِ فَأَطَّلِعَ إِلَىٰٓ إِلَٰهِ مُوسَىٰ وَإِنِّي لَأَظُنُّهُۥ كَٰذِبٗاۚ
وَكَذَٰلِكَ زُيِّنَ لِفِرۡعَوۡنَ سُوٓءُ عَمَلِهِۦ وَصُدَّ عَنِ ٱلسَّبِيلِۚ
وَمَا كَيۡدُ فِرۡعَوۡنَ إِلَّا فِي تَبَابٖ ٣٧ وَقَالَ ٱلَّذِيٓ ءَامَنَ
يَٰقَوۡمِ ٱتَّبِعُونِ أَهۡدِكُمۡ سَبِيلَ ٱلرَّشَادِ ٣٨ يَٰقَوۡمِ
إِنَّمَا هَٰذِهِ ٱلۡحَيَوٰةُ ٱلدُّنۡيَا مَتَٰعٞ وَإِنَّ ٱلۡأٓخِرَةَ هِيَ
دَارُ ٱلۡقَرَارِ ٣٩ مَنۡ عَمِلَ سَيِّئَةٗ فَلَا يُجۡزَىٰٓ إِلَّا مِثۡلَهَاۖ
وَمَنۡ عَمِلَ صَٰلِحٗا مِّن ذَكَرٍ أَوۡ أُنثَىٰ وَهُوَ مُؤۡمِنٞ فَأُوْلَٰٓئِكَ
يَدۡخُلُونَ ٱلۡجَنَّةَ يُرۡزَقُونَ فِيهَا بِغَيۡرِ حِسَابٖ ٤٠



(34) Madje më parë juve ju pati ardhur edhe Jusufi me sqarime e paralajmërime të qarta *(edhe për ardhjen e Musait)*. Ju që atëherë ishit në dilemë rreth vërtetësisë së asaj që ai ju thoshte Prapëseprapë vazhdoni të keni dyshime në atë që ju kishte sjellë *(në lidhje me ardhjen e Musait)*. Aq sa, edhe kur ai vdiq, ju e mbyllët derën e pranimit, duke thënë: “Allahu nuk do të dërgojë më profet pas tij !”, duke e mohuar pa ju ardhur akoma. Ja, kështu Allahu e lë në humbje këdo që është shpërdorues *(i besimit, amanetit dhe pushtetit)* e që zgjedh dyshimet, duke vënë në diskutim fuqinë e Allahut.

(35) Ata u kundërvihen argumenteve *(mësimeve e porosive)* të Allahut, pa pasur asnjë bazë *(udhëzim hyjnor)* ku të mbështeten. Të tillë njerëz janë më të urryerit tek Allahu dhe tek besimtarët e sinqertë. Ata nuk janë besimtarë, por janë shtrembërues të së Vërtetës. Në këtë mënyrë, Allahu ia mbyll edhe më shumë zemrën çdo arroganti e mizori, pa iu bërë asnjë dëm Atij apo besimtarëve të sinqertë. .

(36) Faraoni me dredhinë e tij, iu drejtua ministrit të vet Hamanit dhe i tha: “O Haman, ndërtomë një kullë të lartë, se ndoshta edhe unë kam për t’i plotësuar kushtet që të bëhemi dërguar, ashtu siç u bë Musai në majë të një mali.

(37) Madje të arrij ato shkallë të qiejve, që nuk i ka arritur dot as Musai, në mënyrë që ta shoh edhe Zotin e Musait, edhe pse në të vërtet unë e konsideroj atë gënjeshtar!”. E kështu, Faraonit i pëlqeu vetja, duke iu zbukuruar vepra e tij e shëmtuar dhe u shmang nga rruga e drejtë. Mirëpo dredhia e Faraonit, nuk ishte asgjë tjetër, veçse një përpjekje e dështuar.

(38) Ai që kishte besuar, duke e shpërfillur këtë argument kaq të paarsyeshëm, vazhdoi e tha: “O populli im, më pasoni mua në atë që po ju them, pasi unë po ju drejtoj në një rrugë të arsyeshme!

(39) O populli im! Vërtet që jeta në këtë botë është kënaqësi, por ajo është e përkohshme, kurse Ahireti është banesa e përjetshme. Nuk është e arsyeshme që, për hir të kënaqësive të së përkohshmes, të humbë shpërblimin i madh i Allahut në jetën e përjetshme, pasi kjo jetë është sprovë:

(40) Kush bën keq, nuk do të gjejë tjetër, veçse të keqen që ka bërë; e kush bën mirë, duke kërkuar me këtë kënaqësinë e Allahut, qoftë mashkull apo femër dhe beson në mësimet Allahun e të dërguarve, duke i zbatuar ato e duke hequr dorë prej asaj që ka ndaluar Ai; ata do të futen në Xhenet dhe do të furnizohen me begati të përjetshme pa kufizim.

**Mësime nga ajetet:**

- Priftërinjtë e Faraonit, përpiqeshin t’i mohonin parashikimet e sakta të Jusufit për popullin e bijve të Izraelit: lindjen e ardhjen e një profeti mes tyre dhe, si duket, këtë e dinin të gjithë.
- Vënia në diskutim e së Vërtetës për ta hedhur atë poshtë, duke vlerësuar të kotën, është një veçori e njerëzve të prishur, të cilët duan që njerëzit të jenë të humbur e të devijuar.
- Vetëpëlqimi e mendjemadhësia janë pengesa kryesore për pranimin e udhëzimit të drejtë.
- Dështimi i dredhive e i kurtheve të jobesimtarëve në përpjekjen vazhdueshme për të hedhur poshtë të Vërtetën Hyjnore.
- Kur është në pikëpyetje besimi, njeriu duhet të mendojë për të fituar përjetësinë dhe jo të ndikohet nga kënaqësitë e jetës së përkohshme të kësaj bote, duke e lënë përgatitjen për të.

الحزب ٤٨

۞ وَيَٰقَوۡمِ مَا لِيٓ أَدۡعُوكُمۡ إِلَى ٱلنَّجَوٰةِ وَتَدۡعُونَنِيٓ إِلَى ٱلنَّارِ
٤١ تَدۡعُونَنِي لِأَكۡفُرَ بِٱللَّهِ وَأُشۡرِكَ بِهِۦ مَا لَيۡسَ لِي بِهِۦ
عِلۡمٞ وَأَنَا۠ أَدۡعُوكُمۡ إِلَى ٱلۡعَزِيزِ ٱلۡغَفَّٰرِ ٤٢ لَا جَرَمَ أَنَّمَا
تَدۡعُونَنِيٓ إِلَيۡهِ لَيۡسَ لَهُۥ دَعۡوَةٞ فِي ٱلدُّنۡيَا وَلَا فِي ٱلۡأٓخِرَةِ
وَأَنَّ مَرَدَّنَآ إِلَى ٱللَّهِ وَأَنَّ ٱلۡمُسۡرِفِينَ هُمۡ أَصۡحَٰبُ ٱلنَّارِ
٤٣ فَسَتَذۡكُرُونَ مَآ أَقُولُ لَكُمۡۚ وَأُفَوِّضُ أَمۡرِيٓ إِلَى ٱللَّهِۚ
إِنَّ ٱللَّهَ بَصِيرُۢ بِٱلۡعِبَادِ ٤٤ فَوَقَىٰهُ ٱللَّهُ سَيِّـَٔاتِ مَا مَكَرُواْۖ
وَحَاقَ بِـَٔالِ فِرۡعَوۡنَ سُوٓءُ ٱلۡعَذَابِ ٤٥ ٱلنَّارُ يُعۡرَضُونَ
عَلَيۡهَا غُدُوّٗا وَعَشِيّٗاۚ وَيَوۡمَ تَقُومُ ٱلسَّاعَةُ أَدۡخِلُوٓاْ ءَالَ
فِرۡعَوۡنَ أَشَدَّ ٱلۡعَذَابِ ٤٦ وَإِذۡ يَتَحَآجُّونَ فِي ٱلنَّارِ
فَيَقُولُ ٱلضُّعَفَٰٓؤُاْ لِلَّذِينَ ٱسۡتَكۡبَرُوٓاْ إِنَّا كُنَّا لَكُمۡ
تَبَعٗا فَهَلۡ أَنتُم مُّغۡنُونَ عَنَّا نَصِيبٗا مِّنَ ٱلنَّارِ ٤٧ قَالَ
ٱلَّذِينَ ٱسۡتَكۡبَرُوٓاْ إِنَّا كُلّٞ فِيهَآ إِنَّ ٱللَّهَ قَدۡ حَكَمَ
بَيۡنَ ٱلۡعِبَادِ ٤٨ وَقَالَ ٱلَّذِينَ فِي ٱلنَّارِ لِخَزَنَةِ جَهَنَّمَ
ٱدۡعُواْ رَبَّكُمۡ يُخَفِّفۡ عَنَّا يَوۡمٗا مِّنَ ٱلۡعَذَابِ ٤٩



*Si duket, njerëzit e kërcënuan atë se, nëse ai s'do t'i besonte Faraonit, do të ekzekutohej. Prandaj ai shtoi e tha:

(41) Ç'është me ju, o populli im, që unë ju ftoj juve në shpëtim, e ju më ftoni në Zjarr?!

(42) Më ftoni të mohoj Allahun, që është Një e i Vetëm, dhe të adhuroj në vend të Tij dikë tjetër, për të cilin unë nuk kam asnjë dijeni, ndërkohë që unë ju ftoj për tek i Plotfuqishmi e Gjynahfalësi!

(43) Nuk ka dyshim se, ai tek i cili po më ftoni mua, nuk ka mundësi t'i përgjigjet madje as një lutjeje të vetme, qoftë në këtë jetë ashtu edhe në jetën tjetër. Ndërkohë që kthimi ynë është vetëm tek Allahu dhe idhujtarët e zhytur në gjynahe do të jenë përjetësisht banorë të Zjarrit.

(44) Keni për ta kujtuar këtë që po ju them! Sa i përket çështjes *(së vrasjes)* sime, unë atë ia lë Allahut, sepse Ai i sheh vërtet robërit e Vet.

(45) Allahu e ruajti atë prej të këqijave dhe kurtheve të tyre, ndërsa ndjekësit e Faraonit, pasi u përmbytën në det, i përfshiu një dënim më torturues se ai që u bënin kundërshtarëve.

(46) Ai është zjarri *(në jetën e varrit)*, të cilit i paraqiten çdo ditë në mëngjes dhe në mbrëmje*(para atij të Ditës së Gjykimit)*. Kur të vijë Ora *(e Kijametit)*, do t'u thuhet engjëjve: "Futini ndjekësit e Faraonit në dënimin më të ashpër e të tmerrshëm, për shkak të asaj që kanë bërë ndaj besimtarëve në jetën e dynjasë!"

(47) Kur të kenë hyrë në Zjarrin e Xhehenemit, do fillojnë të zihen me njëri-tjetrin. Ata që kanë qenë ndjekës e të dobët, do t'u drejtohen parisë mendjemëdhenj, e do t'u thonë: "Ne patëm qenë për ju në jetën e dynjasë ndjekësit tuaj besnikë në gjithçka që na keni thënë e na keni kërkuar. Atëherë, a mund të ndërhyni tek Allahu, që të na merrni ne ndonjë pjesë të Zjarrit të Xhehenemit?!"

(48) Ata që madhështoheshin e qenë kryeneçë do tu përgjigjen: "Ne jemi të gjithë në të njëjtin vend. Po të kishim diçka në dorë, do të kishim shpëtuar veten tonë. Tashmë Allahu tashmë ka gjykuar mes robërve, kështu që s'keni çfarë kërkoni më, pasi gjykimi i Tij ndaj nesh ishte i drejtë!".

(49) Mandej ata që janë në Zjarr do t'u drejtohen rojtarëve të Xhehenemit: "Kërkojini Zotit tuaj që të na e lehtësojë disi dënimin, qoftë edhe një ditë të vetme !"

### Mësime nga ajetet:

- Rëndësia që ka mbështetja tek Allahu, duke ia dorëzuar Atij çështjen e jetës, mbrojtjes, shpëtimit dhe suksesit.
- Allahu e shpëton atë që thërret për tek e Vërteta prej çdo kurthi dhe të keqeje që i ngrenë armiqtë e tij.
- Pohimi i ndëshkimit të Allahut në jetën e varrit, Berzah, para se të bëhet Dita e Gjykimit.
- Çfarëdolloj shkaku të mendojnë jobesimtarët për të shpëtuar prej Zjarrit, qoftë edhe lehtësimi i dënimit për pak kohë, atyre nuk ka për t'iu mundësuar kurrë.

قَالُوٓاْ أَوَلَمۡ تَكُ تَأۡتِيكُمۡ رُسُلُكُم بِٱلۡبَيِّنَٰتِۖ قَالُواْ بَلَىٰۚ
قَالُواْ فَٱدۡعُواْۗ وَمَا دُعَٰٓؤُاْ ٱلۡكَٰفِرِينَ إِلَّا فِي ضَلَٰلٍ ٥٠
إِنَّا لَنَنصُرُ رُسُلَنَا وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ فِي ٱلۡحَيَوٰةِ ٱلدُّنۡيَا
وَيَوۡمَ يَقُومُ ٱلۡأَشۡهَٰدُ ٥١ يَوۡمَ لَا يَنفَعُ ٱلظَّٰلِمِينَ مَعۡذِرَتُهُمۡۖ
وَلَهُمُ ٱللَّعۡنَةُ وَلَهُمۡ سُوٓءُ ٱلدَّارِ ٥٢ وَلَقَدۡ ءَاتَيۡنَا مُوسَى
ٱلۡهُدَىٰ وَأَوۡرَثۡنَا بَنِيٓ إِسۡرَٰٓءِيلَ ٱلۡكِتَٰبَ ٥٣ هُدٗى
وَذِكۡرَىٰ لِأُوْلِي ٱلۡأَلۡبَٰبِ ٥٤ فَٱصۡبِرۡ إِنَّ وَعۡدَ ٱللَّهِ
حَقّٞ وَٱسۡتَغۡفِرۡ لِذَنۢبِكَ وَسَبِّحۡ بِحَمۡدِ رَبِّكَ بِٱلۡعَشِيِّ
وَٱلۡإِبۡكَٰرِ ٥٥ إِنَّ ٱلَّذِينَ يُجَٰدِلُونَ فِيٓ ءَايَٰتِ ٱللَّهِ
بِغَيۡرِ سُلۡطَٰنٍ أَتَىٰهُمۡ إِن فِي صُدُورِهِمۡ إِلَّا كِبۡرٞ
مَّا هُم بِبَٰلِغِيهِۚ فَٱسۡتَعِذۡ بِٱللَّهِۖ إِنَّهُۥ هُوَ ٱلسَّمِيعُ
ٱلۡبَصِيرُ ٥٦ لَخَلۡقُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ أَكۡبَرُ مِنۡ
خَلۡقِ ٱلنَّاسِ وَلَٰكِنَّ أَكۡثَرَ ٱلنَّاسِ لَا يَعۡلَمُونَ ٥٧
وَمَا يَسۡتَوِي ٱلۡأَعۡمَىٰ وَٱلۡبَصِيرُ وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ
ٱلصَّٰلِحَٰتِ وَلَا ٱلۡمُسِيٓءُۚ قَلِيلٗا مَّا تَتَذَكَّرُونَ ٥٨



(50) Rojtarët e Xhehenemit, si kundërpërgjigje ndaj tyre, do t'i pyesin: "A s'ju kanë ardhur juve, vallë, të dërguarit tuaj me sqarime e paralajmërime të qarta për këtë dënim?!" Ata përgjigjen: "Sigurisht!" -"Atëherë, lutuni vetë - do t'u thonë - pasi ne nuk ndërmjetësojmë për ata që kanë qenë mohues!" Mirëpo, lutja e mohuesve është e humbur dhe e papranuar, ashtu siç ata nuk e pranonin thirrjen e Allahut nëpërmjet të dërguarve kur ata i i ftonin në besim.

(51) Ne do t'u vijmë në ndihmë gjithmonë të dërguarve Tanë dhe atyre që besuan, si në jetën e dynjasë, duke u mundësuar të triumfojnë ndaj armiqve të tyre; ashtu siç do t'i ndihmojmë edhe në Ditën e Gjykimit, me futjen e tyre në Xhenet e me ndëshkimin e armiqve të tyre në Zjarr. Kjo do të ndodhë pasi të jepen dëshmitë e engjëjve, të dërguarve e të besimtarëve ndaj mohuesve.

(52) Ditën kur keqbërësve nuk ka për t'u bërë dobi asnjë justifikim në lidhje me atë që kanë bërë kundër të dërguarve dhe besimtarëve me mohimin e kundërvënien ndaj tyre. Atë ditë ata do të jenë të përjashtuar prej mëshirës së Allahut dhe do të përfundojnë në vendbanimin më të keq përgjithmonë.

(53) Ne i dhamë Musait udhëzimin dhe ua lamë trashëgim bijve të Izraelit Librin,

(54) si një udhërrëfyes dhe përkujtim për të zotët e mendjeve të thella, nëpërmjet të cilit bijtë e Izraelit udhëzoheshin për tek e Vërteta, duke e trashëguar atë brez pas brezi.

(55) Prandaj, duro (o i Dërguar) përballë shqetësimeve të popullit tënd, pasi vërtet që premtimi i Allahut, për ndihmën e të dërguarve e të besimtarëve të Vet *(shih: ajetin 51)*, është një premtim i vërtetë e do të realizohet. Ti kërko falje për gjynahun tënd *(për mosnjohjen e atij udhëzimi para Shpalljes tënde)* dhe lartësoje me falënderime Zotin tënd, duke pastruar prej mangësive çdo mendim rreth Tij, që mohuesit e idhujtarët ia mveshin Atij. Falënderoje Atë, që *(ashtu siç zgjodhi Musain)* të zgjodhi edhe ty e të dha udhëzimin e Librin, duke e adhuruar Allahun sa herë që ngrysesh në mbrëmje e sa herë që zgjohesh në agim!

(56) Vërtet, ata të që polemizojnë rreth shpalljeve të Allahut, me qëllimin për t'i zhvlerësuar ato pa asnjë bazë a argument të ardhur prej Tij, në fakt nxiten nga dëshira për të shfaqur epërsi dhe kryelartësi ndaj së Vërtetës, por nuk do t'ia arrijnë qëllimit. Prandaj, kërko mbrojtjen e Allahut, o i Dërguar, sepse Ai dëgjon dhe shikon çdo gjë që kurdisin dhe veprojnë robërit e Vet. Atij nuk mund t'i fshihet asgjë nga veprat e njetrëzve dhe mbi bazën e këtyre veprave do t'i gjykojë ata.

(57) Krijimi i qiejve e i Tokës, me madhësinë e gjerësinë e tyre, është shumë më madhështor se krijimi i njerëzve, mirëpo shumica e njerëzve nuk e njohin Madhështinë, Fuqinë dhe Urtësinë e Allahut.

(58) Tek Ai kurrsesi nuk është i barabartë ai që është i verbër nga mendjemadhësia e vet me atë që është largpamës dhe mendon thellë.. Po ashtu, nuk janë të barabartë ata që besojnë Allahun *(mësimet e Tij)* dhe bëjnë vepra të mira me ata që bëjnë keq. Sa pak që mendoni!

**Mësime nga ajetet:**

- Ndihma e Allahut ndaj të dërguarve të Vet dhe besimtarëve është premtim prej Tij.
- Rëndësia që ka durimi në përballjen me të kotën dhe mposhtjen e saj.
- Edhe pse mospasja e dijes në lidhje me Librin e besimin *(shih:esh-Shura:52)* konsiderohet një gjynah për të cilin duhej kërkuar falje, kjo hedh poshtë dyshimin se Muhamedi ﷺ ka ditur diçka për Musain e Librin e tij përpara Shpalljes. – Kjo gjë ka urtësinë e vet në mënyrë që të mos dyshonin zemërprishurit për të.
- Hebrenjtë i thanë të Dërguarit ﷺ se në fund të kohës, prej tyre do të dilte Dexhali, që do të ketë pushtet - duke e madhëruar e ngritur rëndësinë atij - dhe se ne me të do të udhëhiqnin të gjithë njerëzit. Për këtë shkak, Allahu zbriti ajetin 56 dhe ata në vijim. *(Shih: Tefsirin "Fet'hul-Kadijr" të Sheukanit)*.

إِنَّ ٱلسَّاعَةَ لَـَٔاتِيَةٌ لَّا رَيْبَ فِيهَا وَلَٰكِنَّ أَكْثَرَ ٱلنَّاسِ
لَا يُؤْمِنُونَ ٥٩ وَقَالَ رَبُّكُمُ ٱدْعُونِىٓ أَسْتَجِبْ لَكُمْ
إِنَّ ٱلَّذِينَ يَسْتَكْبِرُونَ عَنْ عِبَادَتِى سَيَدْخُلُونَ جَهَنَّمَ
دَاخِرِينَ ٦٠ ٱللَّهُ ٱلَّذِى جَعَلَ لَكُمُ ٱلَّيْلَ لِتَسْكُنُوا۟
فِيهِ وَٱلنَّهَارَ مُبْصِرًا ۚ إِنَّ ٱللَّهَ لَذُو فَضْلٍ عَلَى ٱلنَّاسِ وَلَٰكِنَّ
أَكْثَرَ ٱلنَّاسِ لَا يَشْكُرُونَ ٦١ ذَٰلِكُمُ ٱللَّهُ رَبُّكُمْ
خَٰلِقُ كُلِّ شَىْءٍ لَّآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ ۖ فَأَنَّىٰ تُؤْفَكُونَ ٦٢
كَذَٰلِكَ يُؤْفَكُ ٱلَّذِينَ كَانُوا۟ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِ يَجْحَدُونَ ٦٣
ٱللَّهُ ٱلَّذِى جَعَلَ لَكُمُ ٱلْأَرْضَ قَرَارًا وَٱلسَّمَآءَ بِنَآءً
وَصَوَّرَكُمْ فَأَحْسَنَ صُوَرَكُمْ وَرَزَقَكُم مِّنَ
ٱلطَّيِّبَٰتِ ۚ ذَٰلِكُمُ ٱللَّهُ رَبُّكُمْ ۖ فَتَبَارَكَ ٱللَّهُ رَبُّ
ٱلْعَٰلَمِينَ ٦٤ هُوَ ٱلْحَىُّ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ فَٱدْعُوهُ مُخْلِصِينَ
لَهُ ٱلدِّينَ ۗ ٱلْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ ٱلْعَٰلَمِينَ ٦٥ ۞ قُلْ إِنِّى (ربع الحزب ٤٨)
نُهِيتُ أَنْ أَعْبُدَ ٱلَّذِينَ تَدْعُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ لَمَّا جَآءَنِىَ
ٱلْبَيِّنَٰتُ مِن رَّبِّى وَأُمِرْتُ أَنْ أُسْلِمَ لِرَبِّ ٱلْعَٰلَمِينَ ٦٦



(59) Ora e Ringjalljes dhe e dhënies llogari (o njerëz) është duke ardhur e nuk ka asnjë mëdyshje për Vërtetësinë e saj. Mirëpo shumica e njerëzve nuk besojnë se Allahu është i Plotfuqishëm për t'i ringjallur të vdekurit e për t'i gjykuar ata në Ditën e Gjykimit, prandaj edhe nuk përgatiten për të.

(60) Zoti juaj urdhëron: "M'u lutni e më adhuroni vetëm Mua, që Unë t'ju përgjigjem, t'jua plotësoj lutjet tuaja e t'ju fal gjynahet!." Kurse ata që refuzojnë dhe shpërfillin adhurimin ndaj Meje do të hyjnë të poshtëruar e të përçmuar në Xhehenem *(pasi të tillë patën qenë)*.

(61) Allahu është Ai që, për ju, e bëri natën e errët, të përshtatshme për të fjetur e për të pushuar. Ndërsa ditën e bëri të ndritshme, për të parë e për të kryer aktivitetet tuaja. Allahu është Dhurues i madh ndaj njerëzve, mirëpo shumica e njerëzve nuk falënderojnë, madje as për këto dyja, pa të cilat s'do të kishte jetë.

(62) Ai është Allahu, Zoti juaj, që ju mundësoi t'i përjetoni mirësitë e Tij. Ai është Krijuesi i çdo gjëje që shihni e që nuk e shihni. Nuk ka Zot e as Krijues tjetër përveç Tij. Vetëm Ai e meriton adhurimin. Atëherë, si mund t'i shmangeni adhurimit të Tij e të adhuroni dikë tjetër, që nuk bën dot as dëm e as dobi, madje as për veten?!

(63) Kështu shmangen prej pranimit të së Vërtetës të gjithë ata që u kundërvihen argumenteve *(porosive dhe mësimeve)* të Allahut, ashtu siç u shmangën prej besimit në Allahun dhe adhurimit të Tij edhe ata që ishin përpara tyre, duke i lënë Allahu në humbje.

(64) Allahu (o njerëz) është Ai që jua bëri juve Tokën një vendbanim të përshtatshëm e të sigurt për të jetuar, ndërsa qiellin Ai jua bëri kupolë mbrojtëse, si një ndërtesë mbi ju. Ai ju dha formën *(fytyrat, ngjyrat, gjininë e fizionominë)* dhe bukurinë, duke ju krijuar në barkun e nënave tuaja në mënyrën më të përkryer. Ai ju ka furnizuar me të mira e begati të shumta. O njerëz! Ky është Allahu, Zoti juaj i Vetëm e i Vërtetë. I Lartmadhëruar qoftë Allahu - Zoti i botëve *(i gjallesave)* dhe i gjithçkaje që ekziston, me të Cilin askush nuk mund të krahasohet!

(65) Ai është i Gjalli, që i mban të gjitha qeniet të gjalla në jetë. Nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Tij! Prandaj lutjuni vetëm Atij e kërkojini vetëm Atij sa herë kërkoni e luteni për diçka!Bëjeni këtë me tërë sinqeritetin tuaj dhe vetëm sipas Fesë së Tij, në mënyrë që të arrini atë që dëshironi dhe thoni: "Falënderimi i qoftë Allahut, Zotit të botëve!"

(66) Thuaj, o i Dërguar: "Unë jam ndaluar që t'i adhuroj ata që ju i madhëroni e i adhuroni në vend të Allahut, si të ishin zota, pas sqarimeve të qarta që më erdhën prej Zotit tim. Unë jam urdhëruar që t'i dorëzohem e nënshtrohem vetëm Zotit të botëve, Krijuesit të të gjitha krijesave."

**Mësime nga ajetet:**

- Duaja *(lutja)* konsiderohet baza e adhurimit, e cila nuk i duhet kushtuar askujt tjetër, përveç Allahut.
- Mirësitë e Allahut e obligojnë njeriun për të qenë mirënjohës e adhurues vetëm ndaj Tij.
- Pohimi i cilësisë së Jetës Absolute për Allahun, pa fillim e pa fund, e që u jep jetë të gjitha krijesave.
- Rëndësia që ka sinqeriteti gjatë bërjes së veprave të mira dhe adhurimeve.

هُوَ ٱلَّذِي خَلَقَكُم مِّن تُرَابٖ ثُمَّ مِن نُّطۡفَةٖ ثُمَّ مِنۡ عَلَقَةٖ ثُمَّ
يُخۡرِجُكُمۡ طِفۡلٗا ثُمَّ لِتَبۡلُغُوٓاْ أَشُدَّكُمۡ ثُمَّ لِتَكُونُواْ شُيُوخٗاۚ
وَمِنكُم مَّن يُتَوَفَّىٰ مِن قَبۡلُۖ وَلِتَبۡلُغُوٓاْ أَجَلٗا مُّسَمّٗى وَلَعَلَّكُمۡ
تَعۡقِلُونَ ٦٧ هُوَ ٱلَّذِي يُحۡيِۦ وَيُمِيتُۖ فَإِذَا قَضَىٰٓ أَمۡرٗا فَإِنَّمَا
يَقُولُ لَهُۥ كُن فَيَكُونُ ٦٨ أَلَمۡ تَرَ إِلَى ٱلَّذِينَ يُجَٰدِلُونَ
فِيٓ ءَايَٰتِ ٱللَّهِ أَنَّىٰ يُصۡرَفُونَ ٦٩ ٱلَّذِينَ كَذَّبُواْ بِٱلۡكِتَٰبِ
وَبِمَآ أَرۡسَلۡنَا بِهِۦ رُسُلَنَاۖ فَسَوۡفَ يَعۡلَمُونَ ٧٠ إِذِ ٱلۡأَغۡلَٰلُ
فِيٓ أَعۡنَٰقِهِمۡ وَٱلسَّلَٰسِلُ يُسۡحَبُونَ ٧١ فِي ٱلۡحَمِيمِ
ثُمَّ فِي ٱلنَّارِ يُسۡجَرُونَ ٧٢ ثُمَّ قِيلَ لَهُمۡ أَيۡنَ مَا كُنتُمۡ
تُشۡرِكُونَ ٧٣ مِن دُونِ ٱللَّهِۖ قَالُواْ ضَلُّواْ عَنَّا بَل لَّمۡ نَكُن
نَّدۡعُواْ مِن قَبۡلُ شَيۡـٔٗاۚ كَذَٰلِكَ يُضِلُّ ٱللَّهُ ٱلۡكَٰفِرِينَ ٧٤
ذَٰلِكُم بِمَا كُنتُمۡ تَفۡرَحُونَ فِي ٱلۡأَرۡضِ بِغَيۡرِ ٱلۡحَقِّ وَبِمَا كُنتُمۡ
تَمۡرَحُونَ ٧٥ ٱدۡخُلُوٓاْ أَبۡوَٰبَ جَهَنَّمَ خَٰلِدِينَ فِيهَاۖ فَبِئۡسَ مَثۡوَى
ٱلۡمُتَكَبِّرِينَ ٧٦ فَٱصۡبِرۡ إِنَّ وَعۡدَ ٱللَّهِ حَقّٞۚ فَإِمَّا نُرِيَنَّكَ
بَعۡضَ ٱلَّذِي نَعِدُهُمۡ أَوۡ نَتَوَفَّيَنَّكَ فَإِلَيۡنَا يُرۡجَعُونَ ٧٧



67 Allahu (o njerëz) është i Vetmi, që ju krijoi juve *(e babain tuaj – Ademin)* prej *(përbërësve të)* dheut, pastaj ju krijoi *(pas tij)* prej një pikë fare*(të mashkullit)*. Pastaj ju krijoi prej një pike gjaku të ngjizur. Pas kësaj Ai ju nxjerr në jetën e kësaj bote si foshnja të dobëta. Pastaj ju jep jetë e fuqi dhe më tej jua zgjat jetën, derisa bëheni pleq e të pafuqishëm. Disave prej jush iu merret shpirti para se të arrijnë moshën e pleqërisë, ashtu siç ka dhe të atillë që u jepet jetë deri në një afat të caktuar *(prej Allahut)*, të cilin as nuk mund ta pakësojnë e as nuk mund ta shtyjnë. Ai afat është i mjaftueshëm për të kuptuar e menduar rreth këtyre etapave dhe për të njohur Fuqinë e Allahut.

68 Allahu (o njerëz) është i Vetmi, që ka në dorë të japë jetë dhe i Vetmi që sjell vdekjen. Kur Ai vendos të bëjë diçka, Atij i mjafton t'i thotë asaj: "Bëhu!" dhe ajo menjëherë bëhet.

69 A po i shikon këta (o i Dërguar) të cilët të kundërvihen ty, në lidhje me vërtetësinë e argumenteve të Allahut, të cilat Ai është duke t'i shpallur?! Vallë, a e dinë ata nga po shkojnë e rrugën e kujt po marrin?!

70 Dije se, ata që e mohuan Librin e Allahut dhe të Vërtetën me të cilën i dërguam profetët Tanë, kanë për ta kuptuar shpejt rezultatin e mohimit të tyre dhe do ta shohin përfundimin e keq:

71 Kur në qafat e tyre t'u jenë vënë prangat, në këmbë zinxhirët dhe Zebanitë - rojtarët e Xhehenemit - t'i tërheqin zvarrë,

72 për në ujin përvëlues të Skëterrës. Kur ata të tërhiqen prej tyre për t'u hedhur në Zjarr,

73 do t'u thuhet: "Ku *(i keni sot idhujt tuaj)* dhe çfarë keni lutur e adhuruar ju në jetën e dynjasë,

74 në vend të Allahut?" Do të thonë: "Na kanë humbur *(nuk mbajmë mend të kemi adhuruar diçka)*, madje përkundrazi, ne nuk kemi lutur e adhuruar asgjë më parë *(pasi zot për ta, qenë qejfet e tyre)*!" Ja, kështu Allahu i lë në humbje mohuesit, për shkak të mohimit të Allahut. Atyre do t'u thuhet:

75 "Ky dënim për ju, është për shkak se në jetën e dynjasë dëfreheshit me gjynahe e shfrenime, pa pasur për këtë asnjë meritë e as të drejtë prej Allahut, si dhe për shkak se ishit të gëzuar me mohimin!

76 Hyni tani në dyert e Xhehenemit, ku do të jeni të përjetshëm!" Sa vendbanim i keq është ai për ata që u treguan mendjemëdhenj e nuk i përfillën mësimet e Allahut e të të dërguarve të Tij!

77 Pra, duro (o i Dërguar) e mos u dëshpëro përballë shqetësimeve e mohimeve që ata të bëjnë! Vazhdo me thirrjen tënde i bindur se premtimi i Allahut (për të të ndihmuar ty e besimtarët) është i vërtetë. Atë pjesë të ndëshkimit që ua premtuam atyre në këtë botë, ose kemi për të ta treguar ty para vdekjes tënde *(siç do të ndodhte në Bedër, Hendek e Hajber),* ose kemi për t'ua lëshuar pas vdekjes tënde *(siç do të ndodhte me Bizantin, Persinë etj.)*. Vetëm tek Ne është kthimi i tyre në Ditën e Gjykimit, kur ata kanë për të gjetur atë që meritojnë, për kundërvënien e tyre ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij.

**Mësime nga ajetet:**

- Etapat gjatë krijimit janë ligj hyjnor, nëpërmjet të cilit njeriu duhet të kuptojë se çdo gjë ka kohën e vet.
- Gëzimi e të dëfryerit me gjynahe është rezultat i harrimit të Allahut e mohimit të Ditës së Gjykimit, duke i shpërfillur mësimet dhe porositë e të dërguarve të Tij.
- Rëndësia që ka durimi në jetën e njeriut, veçanërisht në jetën e thirrësve në Islam.

وَلَقَدۡ أَرۡسَلۡنَا رُسُلٗا مِّن قَبۡلِكَ مِنۡهُم مَّن قَصَصۡنَا عَلَيۡكَ
وَمِنۡهُم مَّن لَّمۡ نَقۡصُصۡ عَلَيۡكَۗ وَمَا كَانَ لِرَسُولٍ أَن يَأۡتِيَ
بِـَٔايَةٍ إِلَّا بِإِذۡنِ ٱللَّهِۚ فَإِذَا جَآءَ أَمۡرُ ٱللَّهِ قُضِيَ بِٱلۡحَقِّ وَخَسِرَ
هُنَالِكَ ٱلۡمُبۡطِلُونَ ٧٨ ٱللَّهُ ٱلَّذِي جَعَلَ لَكُمُ ٱلۡأَنۡعَٰمَ
لِتَرۡكَبُواْ مِنۡهَا وَمِنۡهَا تَأۡكُلُونَ ٧٩ وَلَكُمۡ فِيهَا مَنَٰفِعُ
وَلِتَبۡلُغُواْ عَلَيۡهَا حَاجَةٗ فِي صُدُورِكُمۡ وَعَلَيۡهَا وَعَلَى
ٱلۡفُلۡكِ تُحۡمَلُونَ ٨٠ وَيُرِيكُمۡ ءَايَٰتِهِۦ فَأَيَّ ءَايَٰتِ ٱللَّهِ
تُنكِرُونَ ٨١ أَفَلَمۡ يَسِيرُواْ فِي ٱلۡأَرۡضِ فَيَنظُرُواْ كَيۡفَ
كَانَ عَٰقِبَةُ ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِهِمۡۚ كَانُوٓاْ أَكۡثَرَ مِنۡهُمۡ وَأَشَدَّ
قُوَّةٗ وَءَاثَارٗا فِي ٱلۡأَرۡضِ فَمَآ أَغۡنَىٰ عَنۡهُم مَّا كَانُواْ يَكۡسِبُونَ
٨٢ فَلَمَّا جَآءَتۡهُمۡ رُسُلُهُم بِٱلۡبَيِّنَٰتِ فَرِحُواْ بِمَا عِندَهُم مِّنَ
ٱلۡعِلۡمِ وَحَاقَ بِهِم مَّا كَانُواْ بِهِۦ يَسۡتَهۡزِءُونَ ٨٣ فَلَمَّا رَأَوۡاْ
بَأۡسَنَا قَالُوٓاْ ءَامَنَّا بِٱللَّهِ وَحۡدَهُۥ وَكَفَرۡنَا بِمَا كُنَّا بِهِۦ
مُشۡرِكِينَ ٨٤ فَلَمۡ يَكُ يَنفَعُهُمۡ إِيمَٰنُهُمۡ لَمَّا رَأَوۡاْ بَأۡسَنَاۖ سُنَّتَ
ٱللَّهِ ٱلَّتِي قَدۡ خَلَتۡ فِي عِبَادِهِۦۖ وَخَسِرَ هُنَالِكَ ٱلۡكَٰفِرُونَ ٨٥



(78) O i Dërguar, Ne kemi dërguar përpara teje edhe shumë profetë të tjerë tek popujt e tyre. Edhe me ta qenë sjellë kështu siç po veprojnë me ty, duke i mohuar, përqeshur e sulmuar. Për disa prej tyre Ne të kemi treguar e për disa të tjerë nuk të kemi treguar. Mirëpo asnjë i dërguar nuk mund t'u sillte atyre mrekulli, përveçse me lejen e Allahut. Prandaj kërkesa e jobesimtarëve për të dërguarit që të sjellin mrekulli është e padrejtë. Kur të përmbushet Urdhri i Allahut për fitoren e të dërguarve (në këtë jetë) apo për të ndarë gjykimin midis tyre dhe popujve të tyre (në jetën tjetër), atëherë do të gjykohet me Drejtësi dhe jobesimtarët do të shkatërrohen (në Xhehenem), ndërsa të dërguarit do të shpëtojnë (në Xhenet). Pikërisht në këtë gjykim midis njerëzve do të humbasin pasuesit së pavërtetës, që e çuan veten në shkatërrim për shkak të mosbesimit dhe idhujtarisë së tyre.

(79) Allahu (o njerëz) është Ai që ju dha kafshët, që ju i përdorni për të hipur e për t'u ushqyer *(siç janë devetë, kuajt, lopët, delet, dhitë etj.).*

(80) Madje, prej tyre ju keni edhe përfitime të tjera, në varësi të asaj që ju nevojitet, si dhe që të plotësoni edhe ndonjë dëshirë që gjendet në zemrat tuaja me kënaqësinë kur i rrisni, i shtoni e i përjetoni mirësitë e Allahut. Po ashtu, edhe përdorimi i tyre për transport, si në tokë ashtu dhe në det. me hipjen së bashku me to në anije.

(81) Kështu Allahu ju shpalosë juve argumentet e Veta që ta njihni Madhështinë, Fuqinë dhe Urtësinë e Tij tek vetet tuaja dhe tek ato që ju rrethojnë. Atëherë, cilët prej këtyre fakteve të Allahut po mohoni?!

(82) Vallë, a nuk kanë udhëtuar (o i Dërguar) këta mohues të Njëshmërisë së Allahut nëpër botë, që të shohin gjurmët e popujve të mëparshëm e të shohin si janë zhdukur ata?! Madje ata kanë qenë edhe më të shumtë se këta në numër, si edhe më të fortë në fuqi e pasuri. Ata kanë punuar e ndërtuar, duke lënë gjurmë më shumë se këta. Megjithatë, atyre nuk u bëri dobi asgjë nga ato që kishin fituar ndërtuar.

(83) Kur popujve të tyre u erdhën të dërguarit e Allahut me sqarime të qarta e argumente bindëse, ata iu gëzuan dijes, aftësive e njohurive të veta, duke i mohuar të dërguarit e Allahut. Kështu ata i përfshiu ai ndëshkim që ata e përqeshnin, ai ndëshkim që ua patën paralajmëruar të dërguarit e Allahut.

(84) Kur e panë ndëshkimin Tonë, atëherë ata thanë: "Ne i besojmë vetëm Allahut, i Cili është i Vetmi Zot.Ne i mohojmë të gjithë ata zota të rremë që adhuronim në vend të Tij!".

(85) Mirëpo besimi i tyre, pasi ata e panë dënimin Tonë, nuk u solli atyre asnjë dobi. Allahu nuk e pranon besimin e imponuar, por atë që bëhet me zgjedhjen e njeriut. Ky është ligji pandryshueshëm i Allahut, i cili është zbatuar gjithmonë në lidhje me robërit e Vet. Atëherë e kuptuan mohuesit se ata kishin marrë fund, sepse kishin mohuar Allahun e nuk qenë penduar para se t'i përfshinte dënimi.

**Mësime nga ajetet:**

- Allahu ka dërguar shumë më tepër të dërguar sesa ata që i ka përmendur në Kuran, të cilët ne i besojmë se kanë ekzistuar dhe kanë ftuar të gjithë popujt e botës.
- Prej mirësive të Allahut është se gjithçka që na rrethon demonstron qartësisht Njëshmërinë e Tij.
- Rreziku i kënaqjes me të kotën e mashtrimin dhe përfundimi i keq për ata që enden në këtë rrugë të gabuar.
- Allahu nuk ia pranon besimin robit të Tij në këto raste: kur njeriu ta shikojë dënimin shkatërrimtar, kur t'i vijë shpirti në fyt për të dalë dhe kur të lindë dielli nga perëndimi.




سُورَةُ فُصِّلَتْ — ترتيبها ٤١ — آياتها ٥٤

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

حمٓ ١ تَنزِيلٌ مِّنَ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ ٢ كِتَٰبٌ فُصِّلَتْ ءَايَٰتُهُۥ
قُرْءَانًا عَرَبِيًّا لِّقَوْمٍ يَعْلَمُونَ ٣ بَشِيرًا وَنَذِيرًا فَأَعْرَضَ أَكْثَرُهُمْ
فَهُمْ لَا يَسْمَعُونَ ٤ وَقَالُوا۟ قُلُوبُنَا فِىٓ أَكِنَّةٍ مِّمَّا تَدْعُونَآ إِلَيْهِ
وَفِىٓ ءَاذَانِنَا وَقْرٌ وَمِنۢ بَيْنِنَا وَبَيْنِكَ حِجَابٌ فَٱعْمَلْ إِنَّنَا عَٰمِلُونَ
٥ قُلْ إِنَّمَآ أَنَا۠ بَشَرٌ مِّثْلُكُمْ يُوحَىٰٓ إِلَىَّ أَنَّمَآ إِلَٰهُكُمْ إِلَٰهٌ وَٰحِدٌ
فَٱسْتَقِيمُوٓا۟ إِلَيْهِ وَٱسْتَغْفِرُوهُ ۗ وَوَيْلٌ لِّلْمُشْرِكِينَ ٦ ٱلَّذِينَ
لَا يُؤْتُونَ ٱلزَّكَوٰةَ وَهُم بِٱلْءَاخِرَةِ هُمْ كَٰفِرُونَ ٧ إِنَّ ٱلَّذِينَ
الحزب ٤٨ ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّٰلِحَٰتِ لَهُمْ أَجْرٌ غَيْرُ مَمْنُونٍ ٨ ۞ قُلْ أَئِنَّكُمْ
لَتَكْفُرُونَ بِٱلَّذِى خَلَقَ ٱلْأَرْضَ فِى يَوْمَيْنِ وَتَجْعَلُونَ لَهُۥٓ أَندَادًا ۚ
ذَٰلِكَ رَبُّ ٱلْعَٰلَمِينَ ٩ وَجَعَلَ فِيهَا رَوَٰسِىَ مِن فَوْقِهَا
وَبَٰرَكَ فِيهَا وَقَدَّرَ فِيهَآ أَقْوَٰتَهَا فِىٓ أَرْبَعَةِ أَيَّامٍ سَوَآءً
لِّلسَّآئِلِينَ ١٠ ثُمَّ ٱسْتَوَىٰٓ إِلَى ٱلسَّمَآءِ وَهِىَ دُخَانٌ فَقَالَ
لَهَا وَلِلْأَرْضِ ٱئْتِيَا طَوْعًا أَوْ كَرْهًا قَالَتَآ أَتَيْنَا طَآئِعِينَ ١١



## SURJA “FUSSILET”
*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:
Sqarimi i gjendjes së atyre që i kthejnë shpinën Allahut dhe tregimi i përfundimit të tyre.

### Shpjegimi i ajeteve:
1 Hâ, Mîm.
2 Kjo është Shpallje e zbritur prej Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit.
3 Një Libër, vargjet e të cilit janë sqaruar në mënyrën më të qartë duke e zbritur në gjuhën arabe, për një popull që dinë ta kuptojnë Urtësinë e Allahut në atë Libër.
4 Ai e zbriti Kuranin të jetë përgëzues për besimtarët e punëmirët dhe paralajmërues për ata që janë zhytur në mosbesim dhe në gjynahet e tyre, me atë që ua ka premtuar Allahu në botën tjetër. Mirëpo shumica e tyre nuk janë të interesuar, prandaj dhe nuk ia vënë veshin asaj me të cilën u tërhiqet vërejtja.
5 Ata thonë: “Zemrat tona janë mbyllura, aq sa ne nuk kuptojnë asgjë prej ftesës sate. Gjithashtu, veshët na janë shurdhuar, aq sa nuk dëgjojnë asgjë nga ato që na thua. Mes nesh e teje ka një perde, që nuk na lë të merremi vesh, prandaj vazhdo rrugën tënde duke bërë atë që do, se edhe ne nuk kemi për t’u ndalur nga mënyra si punojmë!”.
6 Thuaju, o i Dërguar: “Unë - o populli im - në fakt, jam thjesht një njeri si ju, e po të mos kishte qenë Shpallja, unë nuk do ju pengoja. Por mua më zgjodhi Allahu në mesin tuaj e më shpalli t’ju them se Zoti juaj që meriton të adhurohet e të ndiqet është vetëm një Zot, prandaj kthejuni e kërkojini falje Atij për çfarë po bëni! Mjerë idhujtarët, që vazhdojnë të adhurojnë e të ndjekin të tjerë në vend të Tij,
7 ata që nuk e pastrojnë shpirtin e as pasurinë e tyre dhe, janë tërësisht mohues në lidhje me jetën tjetër!
8 E sa u përket atyre që e besojnë Allahun, besojnë të Dërguarin e Tij dhe bëjnë vepra të mira, ata do të kenë shpërblim Xhenetin nga Zoti, si shpërblim të përjetshëm e të pandërprerë.
9 Thuaju, o i Dërguar: “O populli im! A dëshironi ta mohoni Atë, i Cili e krijoi Tokën brenda dy ditëve *(të dielën e të hënën)* dhe t’i mvishni Atij idhujt tuaj si të barabartë, ndërkohë që Ai është Zoti i botëve?!
10 Ai vendosi në sipërfaqen e tokës male të patundshme që ajo të mos lëkundet. Më pas e bekoi dheun e saj duke e bërë pjellor e përplot me begati për gjallesat, duke përcaktuar ushqimin për njerëzit dhe kafshët. Të gjitha këto i përfundoi në katër ditët e mbetura, duke plotësuar atë që kish krijuar të martën dhe të mërkurën. Ky është shpjegim për ata që pyesin.
11 Pastaj, u ngrit dhe iu drejtua qiellit për ta krijuar, kur ai ishte tymnajë e më pas i tha qiellit e Tokës: “Bindjuni urdhrit Tim, duke m’u nënshtruar me hir apo me pahir, pasi nuk keni zgjidhje tjetër përballë ligjeve të Mia!” Ata iu përgjigjën: “Të bindemi me dëshirë, o Zoti ynë, pasi ne nuk mund të dëshirojmë ndryshe nga çfarë dëshiron Ti!”

### Mësime nga ajetet:
- Prishja e koncepteve të udhëzimit tek jobesimtarët nënkupton qëndrimin e tyre në rrugën e humbur të mosbesimit.
- Me “zekat” nënkuptohet “pastrimi” dhe në këtë ajet nuk dihet saktësisht për cilin pastrim bëhet fjalë, për atë shpirtëror, me dëshminë “La ilahe il’Allah” apo për lëmoshën e obliguar *(zekatin)*.
- Nënshtrimi i qiejve dhe i tokës ndaj Allahut, duke iu bindur ligjeve e urdhrave të Tij, tregon se njeriu, si qenie e arsyeshme, duhet t’i nënshtrohet ai i pari Allahut Fuqiplotë.

فَقَضَىٰهُنَّ سَبۡعَ سَمَٰوَاتٖ فِي يَوۡمَيۡنِ وَأَوۡحَىٰ فِي كُلِّ سَمَآءٍ أَمۡرَهَاۚ
وَزَيَّنَّا ٱلسَّمَآءَ ٱلدُّنۡيَا بِمَصَٰبِيحَ وَحِفۡظٗاۚ ذَٰلِكَ تَقۡدِيرُ ٱلۡعَزِيزِ
ٱلۡعَلِيمِ ١٢ فَإِنۡ أَعۡرَضُواْ فَقُلۡ أَنذَرۡتُكُمۡ صَٰعِقَةٗ مِّثۡلَ صَٰعِقَةِ
عَادٖ وَثَمُودَ ١٣ إِذۡ جَآءَتۡهُمُ ٱلرُّسُلُ مِنۢ بَيۡنِ أَيۡدِيهِمۡ وَمِنۡ
خَلۡفِهِمۡ أَلَّا تَعۡبُدُوٓاْ إِلَّا ٱللَّهَۖ قَالُواْ لَوۡ شَآءَ رَبُّنَا لَأَنزَلَ مَلَٰٓئِكَةٗ
فَإِنَّا بِمَآ أُرۡسِلۡتُم بِهِۦ كَٰفِرُونَ ١٤ فَأَمَّا عَادٞ فَٱسۡتَكۡبَرُواْ فِي
ٱلۡأَرۡضِ بِغَيۡرِ ٱلۡحَقِّ وَقَالُواْ مَنۡ أَشَدُّ مِنَّا قُوَّةًۖ أَوَلَمۡ يَرَوۡاْ أَنَّ ٱللَّهَ
ٱلَّذِي خَلَقَهُمۡ هُوَ أَشَدُّ مِنۡهُمۡ قُوَّةٗۖ وَكَانُواْ بِـَٔايَٰتِنَا يَجۡحَدُونَ
١٥ فَأَرۡسَلۡنَا عَلَيۡهِمۡ رِيحٗا صَرۡصَرٗا فِيٓ أَيَّامٖ نَّحِسَاتٖ لِّنُذِيقَهُمۡ
عَذَابَ ٱلۡخِزۡيِ فِي ٱلۡحَيَوٰةِ ٱلدُّنۡيَاۖ وَلَعَذَابُ ٱلۡأٓخِرَةِ أَخۡزَىٰۖ وَهُمۡ
لَا يُنصَرُونَ ١٦ وَأَمَّا ثَمُودُ فَهَدَيۡنَٰهُمۡ فَٱسۡتَحَبُّواْ ٱلۡعَمَىٰ عَلَى
ٱلۡهُدَىٰ فَأَخَذَتۡهُمۡ صَٰعِقَةُ ٱلۡعَذَابِ ٱلۡهُونِ بِمَا كَانُواْ يَكۡسِبُونَ
١٧ وَنَجَّيۡنَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَكَانُواْ يَتَّقُونَ ١٨ وَيَوۡمَ يُحۡشَرُ أَعۡدَآءُ ٱللَّهِ
إِلَى ٱلنَّارِ فَهُمۡ يُوزَعُونَ ١٩ حَتَّىٰٓ إِذَا مَا جَآءُوهَا شَهِدَ عَلَيۡهِمۡ
سَمۡعُهُمۡ وَأَبۡصَٰرُهُمۡ وَجُلُودُهُم بِمَا كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ٢٠



(12) Allahu e përmbushi krijimin, duke krijuar shtatë qiej brenda dy ditëve të tjera *(të enjtes dhe të premtes)*, dhe kështu përfundoi krijimi i tokës e i qiejve në një afat kohor prej gjashtë ditësh. Pastaj Allahu i shpalli secilit qiell detyrat e lëvizjet që kishte për të bërë, si nënshtrim e adhurim ndaj Tij. Ne e zbukuruam qiellin më të afërt me ju me ndriçues, si dhe e bëmë atë mbrojtje për jetën në tokë. Ky është përcaktim i të Plotfuqishmit e të Gjithëdijshmit, që bën gjithçka me urtësi absolute.

(13) E nëse ata ta kthejnë shpinën (o i Dërguar), duke hequr dorë nga besimi, atëherë thuaju: “Unë tashmë ju kam paralajmëruar për një dënim, siç u shkatërrua Adi - populli i Hudit dhe Themudi - populli i Salihut, pranë të cilëve ju tashmë keni kaluar.

(14) Kur atyre u erdhën të dërguarit nga të gjitha anët, herë përballë e herë duke i ndjekur, ata u thoshin: “O populli ynë, mos adhuroni asgjë përveç Allahut!” Ata ia kthenin: “Po të kishte dashur Zoti ynë që të na e ndalonte këtë, Ai do na kishte dërguar në mesin tonë engjëj e jo njerëz, ndaj ne e mohojmë vërtetësinë tuaj dhe vërtetësinë me të cilën jeni dërguar!”.

(15) Për sa i përket Adit, popullit të Hudit, ata krahas mohimit të Allahut u treguan padrejtësisht mendjemëdhenj, duke u bërë njerëzve zullume në tokë, të cilët, të mashtruar me fuqinë e tyre thoshin: “Kush është më i fortë se ne?!” Vallë, a nuk e dinin ata se Allahu që i kishte krijuar, është shumë më i Fortë se ata për t’i ndëshkuar e shkatërruar?! E kështu ata i mohuan argumentet Tona, që Ne ia patëm mundësuar Hudit.

(16) Dhe pas kësaj, Ne ua dërguam atyre një erë tmerrësisht të ftohtë, në ditët e tyre më të këqija *(më të nxehta)*, të shoqëruar me një ulërimë të padurueshme; në mënyrë që t’i bënim ta vuanin dënimin poshtërues që në jetën e kësaj bote, për shkak të padrejtësive që bënin. Por dënimi që i pret në botën tjetër, për shkak të mohimit të Allahut, është edhe më poshtërues. dhe atje nuk kanë si të mbrohen.

(17) Ndërsa Themudi, popullit i Salihut, edhe pse Ne u dhamë aftësi për ta dalluar udhëzimin dhe humbjen, ata preferuan verbërinë (mohimin) në vend të udhëzimit. Prandaj ata i përfshiu ushtima e një dënimi poshtërues, për shkak të zgjedhjes që bënë.

(18) Në të dy popujt, Ne i shpëtuam ata që i besuan Allahut dhe të dërguarve të Tij e që iu frikësuan ndëshkimit, duke i zbatuar porositë e Zotit dhe duke hequr dorë prej ndalesave të Tij. I shpëtuam prej dënimit që i përfshiu mohuesit e popujve të tyre.

(19) Ditën kur armiqtë e Allahut të jenë tubuar për të dhënë llogari në Ditën e Gjykimit, ata do të dynden e do mbahen të rrethuar forcërisht, nga i pari deri tek i fundit për t’u dërguar në Zjarrin e Xhehenemit.

(20) Kur të arrijnë pranë Zjarrit të Xhehenemit, aty do të gjykohen dhe kundër tyre kanë për të dëshmuar vetë dëgjimi e shikimi i tyre, lëkurat e gjymtyrëve të tyre, duke treguar për gjithçka kanë bërë në jetën e kësaj bote.

### Mësime nga ajetet:

- Mohimi dhe refuzimi i së Vërtetës Hyjnore është shkak për shkatërrimin në dynja dhe në ahiret.
- Mendjemadhësia dhe të mashtruarit me vetveten, si me fuqinë fizike, ashtu edhe me aftësinë mendore, e pengojnë njeriun të pranojë të vërtetën e t’i japë asaj rëndësinë që i takon
- Mohuesit vuajnë dy dënime, atë në këtë botë dhe dënimin në botën tjetër.
- Në Ditën e Gjykimit do të ketë mohues që nuk do të pranojnë askënd për dëshmitar. Atëherë, Allahu do ua mundësojë gjymtyrëve të tyre për të dëshmuar që të flasin atë ditë.

وَقَالُواْ لِجُلُودِهِمۡ لِمَ شَهِدتُّمۡ عَلَيۡنَاۖ قَالُوٓاْ أَنطَقَنَا ٱللَّهُ ٱلَّذِيٓ
أَنطَقَ كُلَّ شَيۡءٖۚ وَهُوَ خَلَقَكُمۡ أَوَّلَ مَرَّةٖ وَإِلَيۡهِ تُرۡجَعُونَ ٢١
وَمَا كُنتُمۡ تَسۡتَتِرُونَ أَن يَشۡهَدَ عَلَيۡكُمۡ سَمۡعُكُمۡ وَلَآ أَبۡصَٰرُكُمۡ
وَلَا جُلُودُكُمۡ وَلَٰكِن ظَنَنتُمۡ أَنَّ ٱللَّهَ لَا يَعۡلَمُ كَثِيرٗا مِّمَّا تَعۡمَلُونَ
٢٢ وَذَٰلِكُمۡ ظَنُّكُمُ ٱلَّذِي ظَنَنتُم بِرَبِّكُمۡ أَرۡدَىٰكُمۡ فَأَصۡبَحۡتُم
مِّنَ ٱلۡخَٰسِرِينَ ٢٣ فَإِن يَصۡبِرُواْ فَٱلنَّارُ مَثۡوٗى لَّهُمۡۖ وَإِن يَسۡتَعۡتِبُواْ
فَمَا هُم مِّنَ ٱلۡمُعۡتَبِينَ ٢٤ ۞ وَقَيَّضۡنَا لَهُمۡ قُرَنَآءَ فَزَيَّنُواْ لَهُم (ثلاثة أرباع الحزب ٤٨)
مَّا بَيۡنَ أَيۡدِيهِمۡ وَمَا خَلۡفَهُمۡ وَحَقَّ عَلَيۡهِمُ ٱلۡقَوۡلُ فِيٓ أُمَمٖ قَدۡ
خَلَتۡ مِن قَبۡلِهِم مِّنَ ٱلۡجِنِّ وَٱلۡإِنسِۖ إِنَّهُمۡ كَانُواْ خَٰسِرِينَ ٢٥
وَقَالَ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ لَا تَسۡمَعُواْ لِهَٰذَا ٱلۡقُرۡءَانِ وَٱلۡغَوۡاْ فِيهِ
لَعَلَّكُمۡ تَغۡلِبُونَ ٢٦ فَلَنُذِيقَنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ عَذَابٗا شَدِيدٗا
وَلَنَجۡزِيَنَّهُمۡ أَسۡوَأَ ٱلَّذِي كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ٢٧ ذَٰلِكَ جَزَآءُ أَعۡدَآءِ ٱللَّهِ
ٱلنَّارُۖ لَهُمۡ فِيهَا دَارُ ٱلۡخُلۡدِ جَزَآءَۢ بِمَا كَانُواْ بِـَٔايَٰتِنَا يَجۡحَدُونَ
٢٨ وَقَالَ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ رَبَّنَآ أَرِنَا ٱلَّذَيۡنِ أَضَلَّانَا مِنَ ٱلۡجِنِّ
وَٱلۡإِنسِ نَجۡعَلۡهُمَا تَحۡتَ أَقۡدَامِنَا لِيَكُونَا مِنَ ٱلۡأَسۡفَلِينَ ٢٩



(21) Atëherë, jobesimtarët do t'u drejtohen gjymtyrëve të veta e do u thonë: "Përse dëshmuat kundër nesh, për atë që ne patëm bërë në dynja, ndërkohë që ne po përpiqeshim që t'ju shpëtonim?!" Ato i përgjigjen: "Ishte Allahu, Ai që na bëri të flisnim, se ne nuk mund të thoshim asgjë tjetër përveç të vërtetës. Në këtë Ditë, Ai bëri çdo gjë të fliste e të dëshmonte të vërtetën. Si mund të bënim ndryshe, ndërkohë që me Fuqinë e Tij, Ai ju ka krijuar nga asgjëja herën e parë e u pati premtuar se tek Ai do të ktheheni, për t'ju marrë në llogari e për t'ju dhënë atë që meritoni?!

(22) Nëse ju dëshironi të na shpëtoni sot, ju nuk u përpoqët aspak në dynja që ta ruanit dëgjimin, shikimin dhe as lëkurët e gjymtyrëve tuaja, në mënyrë që ato të mos dëshmonin sot kundër jush për ato gjynahe e krime djallëzore që bënit në fshehtësi. Përkundrazi, ju u dhatë pas të këqijave, sepse mendonit në jetën e dynjasë, se Allahu nuk e di pjesën më të madhe të asaj që ju vepronit!

(23) Ishte pikërisht ky mendim i keq që kishit në lidhje me Zotin tuaj, që ju solli në këtë shkatërrim dhe ju mbetët të dështuar, duke e humbur si jetën e dynjasë, ashtu edhe Përjetësinë."

(24) E nëse ata (o i Dërguar) përpiqen që të durojnë në atë dënim, atëherë Zjarri do të jetë vendqëndrimi i tyre përgjithmonë. Edhe nëse ata do ta qortojnë veten për atë që kanë bërë, atyre nuk do t'u ketë vlerë aspak ai vetëqortim, për shkak të mendimit të keq që kishin për Allahun.

(25) Ashtu siç ata kishin për Ne atë mendim të keq, Ne u vumë atyre shoqëruesit e këqij prej xhindëve dhe njerëzve, të cilët ua zbukuronin veprat e këqija dhe ata vazhdonin t'i bënin, duke mos u penduar. Kësisoj iu bë i merituar ai dënim, që kishte prekur edhe popuj mohues përpara tyre, prej xhindëve dhe njerëzve, pasi kishin qenë të prishur.

(26) Kështu iu zbukurua edhe mohuesve të popullit tënd që t'i thonë njëri-tjetrit: "Mos e dëgjoni këtë Kuran që po jua lexon Muhamedi e as mos u ndikoni nga ajo që gjendet në të, por bërtisni e flisni me zë të lartë gjatë leximit, me qëllim që ta mposhtni atë që ta lërë leximin e tij, e ne të biem rehat!"

(27) Ne sigurisht që kemi për t'i bërë jobesimtarët ta vuajnë një dënim të ashpër në jetën e kësaj bote për këtë që po kurdisin *(me pengimin e njerëzve prej Fjalës së Allahut)*. Ndërsa në botën tjetër Ne kemi për t'i bërë të vuajnë një ndëshkim edhe më të keq se e keqja që ata kanë bërë, për shkak të gjynaheve shtesë që do t'u vijnë prej çdokujt që i ka ndjekur, pa iu pakësuar ndjekësve të tyre asgjë prej gjynah gjynaheve të tyre.

(28) Kjo, pasi ndëshkimi për armiqtë e Allahut është vetëm Zjarri e atë do të kenë vendbanim të përjetshëm, si ndëshkim për përpjekjet e tyre për t'iu kundërvënë argumenteve e porosive Tona.

(29) Atje mohuesit do mendohen thellë e do të thonë: "O Zoti ynë, na i trego se kush qenë ata të dy, që njëri ishte prej xhindëve *(Iblisit)* dhe tjetri ishte prej njerëzve*(Dexhali)*, që na devijuan prej Rrugës Tënde. (Na i trego) që sot t'i shkelim me këmbët tona dhe të jenë ndër më të ulëtit në Zjarrin e Xhehenemit, duke i bërë të vuajnë dënimin më të ashpër!"

### Mësime nga ajetet:

- Mendimi i keq për Allahun është karakteristikë jobesimtarëve.
- Mohimi dhe gjynahet janë dy mënyrat kryesore me të cilat shejtani e merr nën kontroll njeriun.
- Në Ditën e Gjykimit ndjekësit dëshirojnë që udhëheqësit e tyre të vuajnë dënimin më të ashpër.

إِنَّ ٱلَّذِينَ قَالُواْ رَبُّنَا ٱللَّهُ ثُمَّ ٱسْتَقَٰمُواْ تَتَنَزَّلُ عَلَيْهِمُ
ٱلْمَلَٰٓئِكَةُ أَلَّا تَخَافُواْ وَلَا تَحْزَنُواْ وَأَبْشِرُواْ بِٱلْجَنَّةِ
ٱلَّتِي كُنتُمْ تُوعَدُونَ ٣٠ نَحْنُ أَوْلِيَآؤُكُمْ فِي ٱلْحَيَوٰةِ ٱلدُّنْيَا
وَفِي ٱلْءَاخِرَةِ وَلَكُمْ فِيهَا مَا تَشْتَهِيٓ أَنفُسُكُمْ وَلَكُمْ
فِيهَا مَا تَدَّعُونَ ٣١ نُزُلًا مِّنْ غَفُورٍ رَّحِيمٍ ٣٢ وَمَنْ أَحْسَنُ
قَوْلًا مِّمَّن دَعَآ إِلَى ٱللَّهِ وَعَمِلَ صَٰلِحًا وَقَالَ إِنَّنِي مِنَ
ٱلْمُسْلِمِينَ ٣٣ وَلَا تَسْتَوِي ٱلْحَسَنَةُ وَلَا ٱلسَّيِّئَةُ ٱدْفَعْ
بِٱلَّتِي هِيَ أَحْسَنُ فَإِذَا ٱلَّذِي بَيْنَكَ وَبَيْنَهُۥ عَدَٰوَةٌ كَأَنَّهُۥ
وَلِيٌّ حَمِيمٌ ٣٤ وَمَا يُلَقَّىٰهَآ إِلَّا ٱلَّذِينَ صَبَرُواْ وَمَا يُلَقَّىٰهَآ
إِلَّا ذُو حَظٍّ عَظِيمٍ ٣٥ وَإِمَّا يَنزَغَنَّكَ مِنَ ٱلشَّيْطَٰنِ نَزْغٌ
فَٱسْتَعِذْ بِٱللَّهِ إِنَّهُۥ هُوَ ٱلسَّمِيعُ ٱلْعَلِيمُ ٣٦ وَمِنْ ءَايَٰتِهِ
ٱلَّيْلُ وَٱلنَّهَارُ وَٱلشَّمْسُ وَٱلْقَمَرُ لَا تَسْجُدُواْ لِلشَّمْسِ
وَلَا لِلْقَمَرِ وَٱسْجُدُواْ لِلَّهِ ٱلَّذِي خَلَقَهُنَّ إِن كُنتُمْ
إِيَّاهُ تَعْبُدُونَ ٣٧ فَإِنِ ٱسْتَكْبَرُواْ فَٱلَّذِينَ عِندَ
سَجْدَة رَبِّكَ يُسَبِّحُونَ لَهُۥ بِٱلَّيْلِ وَٱلنَّهَارِ وَهُمْ لَا يَسْـَٔمُونَ ۩ ٣٨



*Pasi u përmendën armiqtë e Allahut, përmendet edhe shpërblimi i miqve të Tij:

30 Ata që thanë: “Zoti ynë është vetëm Allahu e nuk njohën për zot dikë tjetër përveç Tij, pastaj u treguan të palëkundur në këtë besim, duke i zbatuar dispozitat e Tij e duke hequr dorë prej ndalesave të Tij. Vërtet që në momentin e vdekjes, atyre ju zbresin engjëjt e u thonë: “Mos u frikësoni prej vdekjes e mos u dëshpëroni për atë që keni lënë mbrapa në jetën e dynjasë, por gëzojuni fitimit të Xhenetit, që Allahu jua ka premtuar, për shkak të besimit tuaj e përkushtimit ndaj Tij me vepra të mira.

31 Ne patëm qenë miqtë e kujdestarët tuaj në jetën e dynjasë, duke ju mbrojtur e udhëzuar me lejen e Allahut, dhe po ne do të jemi miqtë e kujdestarët tuaj edhe në Ahiret, për t’ju larguar mërzinë e për t’ju përgëzuar me mirësitë e Xhenetit. Në Xhenet, ju do të keni gjithçka që dëshironi; gjithçka që ju e kërkoni, do ta gjeni në të.

32 Ai është vendbanim i përgatitur nga Vetë Gjynahfalësi e Mëshirëploti, që me faljen e Tij fshiu gjynahet tuaja dhe me mëshirën e Tij ju futi në Xhenet, për shkak të besimit të sinqertë që kishit ndaj Tij!”

33 E kush mund të thotë fjalë më të mahnitshme e më të dobishme, se ai që thërret për tek njohja e Allahut e zbatimi i dispozitave të Tij, që bën vepra të mira, duke kërkuar kënaqësinë e Zotit dhe që nuk ka frikë të thotë: “Unë jam prej atyre që i janë nënshtruar vetëm Allahut - pra, prej muslimanëve?!”

34 Dije (o i Dërguar) se nuk mund të jetë e mira dhe e keqja njësoj! Prandaj, të keqen që njerëzit ta bëjnë ty, kthejua atyre me sjelljen më të mirë *(me dhembshuri, sinqeritet e falje)*. Kështu do të shohësh se si ai që ndaj teje kishte më parë armiqësi, ka për të tu bërë sikur ta kishe pasur gjithmonë një mik të ngushtë e të dashur.

35 Dije(o i Dërguar) gjithashtu, se shpërblimin e kësaj vepre nuk mund ta arrijë askush, përveç atyre që tregohen të duruar, atyre që e kanë këtë fat të madh.

36 Po të futi spicat shejtani, duke të nevrikosur e zemëruar me provokimet e tij, atëherë kërkoji mbrojtje Allahut prej cytjeve të tij, pasi me të vërtetë Ai është Dëgjues e i Gjithëdijshëm, që i dëgjon e i di të gjitha.

37 Prej fakteve që tregojnë fuqinë e Tij gjithëpërfshirëse janë nata dhe dita, Dielli dhe Hëna, prandaj mos i bini në sexhde *(me fytyrë përtokë)* as Diellit e as Hënës, por përuluni në sexhde vetëm Allahut që i krijoi ato, nëse me të vërtetë adhuroni veç Zotin e Vetëm

38 Nëse ata tregohen mendjemëdhenj e refuzojnë që t’i bien në sexhde Allahut, atëherë tregoju se Allahu nuk ka nevojë për adhurimin e askujt, e aq më pak për adhurimin e tyre. Dije se engjëjt që janë tek Zoti yt, e që janë edhe më madhështorë se ata, nuk reshtin së lavdëruari e lartësuari Allahun natën edhe ditën dhe kurrë nuk u bëhet ky adhurim i mërzitshëm dhe i lodhshëm.

**Mësime nga ajetet:**

- Rëndësia e madhe që ka tek Allahu qëndrueshmëria në besim.
- Nderimi që Allahu u bën robërve të Vet besimtarë dhe marrja nën kujdestari e çështjeve të tyre dhe të të pasardhësve të tyre.
- Pozita e lartë që ka thirrja për tek besimi dhe njohja e Allahut, e cila është edhe vepra më e dobishme.
- Durimi përballë provokimeve e shqetësimeve dhe përgjigjja ndaj tyre me moralin më të mirë janë dy veçori, të cilat thirrësi për tek Allahu nuk duhet t’i mënjanojë kurrë.

وَمِنْ ءَايَٰتِهِۦٓ أَنَّكَ تَرَى ٱلْأَرْضَ خَٰشِعَةً فَإِذَآ أَنزَلْنَا عَلَيْهَا ٱلْمَآءَ
ٱهْتَزَّتْ وَرَبَتْ ۚ إِنَّ ٱلَّذِىٓ أَحْيَاهَا لَمُحْىِ ٱلْمَوْتَىٰٓ ۚ إِنَّهُۥ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ
قَدِيرٌ ﴿٣٩﴾ إِنَّ ٱلَّذِينَ يُلْحِدُونَ فِىٓ ءَايَٰتِنَا لَا يَخْفَوْنَ عَلَيْنَآ ۗ أَفَمَن
يُلْقَىٰ فِى ٱلنَّارِ خَيْرٌ أَم مَّن يَأْتِىٓ ءَامِنًا يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ ۚ ٱعْمَلُوا۟ مَا شِئْتُمْ ۖ
إِنَّهُۥ بِمَا تَعْمَلُونَ بَصِيرٌ ﴿٤٠﴾ إِنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ بِٱلذِّكْرِ لَمَّا جَآءَهُمْ ۖ
وَإِنَّهُۥ لَكِتَٰبٌ عَزِيزٌ ﴿٤١﴾ لَّا يَأْتِيهِ ٱلْبَٰطِلُ مِنۢ بَيْنِ يَدَيْهِ وَلَا مِنْ
خَلْفِهِۦ ۖ تَنزِيلٌ مِّنْ حَكِيمٍ حَمِيدٍ ﴿٤٢﴾ مَّا يُقَالُ لَكَ إِلَّا مَا قَدْ قِيلَ
لِلرُّسُلِ مِن قَبْلِكَ ۚ إِنَّ رَبَّكَ لَذُو مَغْفِرَةٍ وَذُو عِقَابٍ أَلِيمٍ
﴿٤٣﴾ وَلَوْ جَعَلْنَٰهُ قُرْءَانًا أَعْجَمِيًّا لَّقَالُوا۟ لَوْلَا فُصِّلَتْ ءَايَٰتُهُۥٓ ۖ
ءَا۬عْجَمِىٌّ وَعَرَبِىٌّ ۗ قُلْ هُوَ لِلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ هُدًى وَشِفَآءٌ ۖ وَٱلَّذِينَ
لَا يُؤْمِنُونَ فِىٓ ءَاذَانِهِمْ وَقْرٌ وَهُوَ عَلَيْهِمْ عَمًى ۚ أُو۟لَٰٓئِكَ
يُنَادَوْنَ مِن مَّكَانٍۭ بَعِيدٍ ﴿٤٤﴾ وَلَقَدْ ءَاتَيْنَا مُوسَى ٱلْكِتَٰبَ
فَٱخْتُلِفَ فِيهِ ۗ وَلَوْلَا كَلِمَةٌ سَبَقَتْ مِن رَّبِّكَ لَقُضِىَ
بَيْنَهُمْ ۚ وَإِنَّهُمْ لَفِى شَكٍّ مِّنْهُ مُرِيبٍ ﴿٤٥﴾ مَّنْ عَمِلَ صَٰلِحًا
فَلِنَفْسِهِۦ ۖ وَمَنْ أَسَآءَ فَعَلَيْهَا ۗ وَمَا رَبُّكَ بِظَلَّٰمٍ لِّلْعَبِيدِ ﴿٤٦﴾



(39) Prej argumenteve që tregojnë Fuqinë e Tij absolute, është edhe toka, të cilën ti (o i Dërguar) e sheh të lodhur e të drobitur, por sapo ia lëshojmë ujin e shiut, ajo menjëherë dridhet e ngrihet(zgjerohet e fryhet), pas kontaktit me shiun, duke shpërthyer kështu jeta në të. Dije se Ai që pati Fuqi që ta ngjallte atë tokë të vdekur me bimë e gjallesa, duke i dhënë asaj jetë e gjallëri, ka për t'i ringjallur edhe të vdekurit në Ditën e Ringjalljes, për t'i marrë në llogari e për t'i shpërblyer sipas veprave të tyre. Vërtetë që Ai ka Fuqi e Pushtet mbi çdo gjë, mbi njerëzit, jetën, vdekjen dhe ringjalljen e tyre.

(40) Vërtet, ata të cilët keqinterpretojnë argumentet Tona, që tregojnë për Njëshmërinë dhe Fuqinë Tonë mbi ta, duke iu shmangur e duke i mohuar ato, kurrsesi të mos mendojnë se mund të na fshihen. Ne dimë gjithçka që ata thonë e veprojnë. A mos, vallë, është më i mirë ai që e mohoi këtë udhëzim dhe që do të hidhet në Zjarr apo ai që e ndoqi këtë udhëzim dhe vjen i sigurt në Ditën e Gjykimit?! Veproni- o njerëz - çfarë të dëshironi, se çfarëdo që të bëni, ajo do të jetë zgjedhja juaj. Ai është Shikues i çdo gjëje që ju punoni.

(41) Ata që e mohuan këtë Kuran, të cilin Allahu e zbriti si përkujtim për njerëzit, pasi u mbërriti, do të dënohen Ditën e Kiametit. Në të vërtetë ai është një Libër Madhështor,

(42) të cilit nuk mund t'i vishet e kota, as gjatë zbritjes dhe as pas zbritjes së tij; ai është Shpallje prej Vetë të Urtit, të Falënderuarit. Kur Allahu përmendi gjendjen e përgënjeshtruesve të Librit i dha durim të Dërguarit të Tij dhe ia lehtësoi vështirësitë, duke ia kujtuar përgënjeshtrimet, talljet dhe shpifjet me të cilat ishin parballur të dërguarit e tjerë para tij, duke i thënë:

(43) Dije (o i Dërguar) se të tillët nuk thonë ndaj teje asgjë më shumë se ç'u është thënë edhe të dërguarve para teje, mirëpo Zoti yt është Zotërues i Faljes, e pret që ata të pendohen, siç është edhe Zotërues i ndëshkimit të dhembshëm për ata që i kalojnë kufijtë e i gjen vdekja mohues.

(44) Nëse Ne do ua kishim zbritur këtë Kuran në ndonjë gjuhë të huaj, ata do të kishin thënë: "Po të ishin shpjeguar ajetet e tij, do e kishim kuptuar!" Tani, a duhej ta zbrisnim atë në gjuhë të huaj e i dërguari të ishte arab apo i dërguari të ishte i huaj dhe Kurani të ishte arabisht, që ata ta kuptojnë?! Thuaju (o i Dërguar): "Ky Kuran është zbritur vetëm për besimtarët si një udhëzim dhe shërim për ta, pasi vetëm ata e pranojnë e nuk i pengon asgjë për ta kuptuar." E sa u përket atyre që nuk e besojnë (o i Dërguar), në veshët e tyre ka shurdhim dhe se për ta ai (Kurani) është verbim. Shembulli i tyre është si t'i thërrasësh ata prej një vendi të largët. E si mund ta kuptojnë atë (Kuranin), nëse ata janë të shurdhër e të verbër dhe kur ai është larg zemrave të tyre?!

(45) E, Ne edhe Musait ia dhamë Librin, e populli i tij përsëri u përça në lidhje me vërtetësinë e tij. Prej tyre pati që e besuan dhe të tjerë që e mohuan. Sikur të mos kishte qenë Premtimi i Zotit tënd, për t'iu dhënë mundësia e zgjedhjes edhe pasardhësve të tyre, tashmë mes tyre do të kishte marrë fund Vendimi, edhe pse ata do të jenë vazhdimisht në dilemë në lidhje me këtë Libër.

(46) Prandaj, kush vepron mirë, duke zgjedhur besimin në vend të mohimit, e ka për të mirën e vet, e kush vepron keq, duke zgjedhur mohimin në vend të besimit, e ka për veten e vet. Allahu ka për t'i dhënë secilit në Ditën e Gjykimit atë që meriton. Zoti yt (o i Dërguar) nuk i bën padrejtësi askujt prej robërve të Vet, as në këtë botë e as në botën tjetër.

**Mësime nga ajetet:**

- Allahu i Lartësuar e ruajti Kuranin prej çdo ndryshimi e shtrembërimi dhe këtë mbrojtje e mori përsipër vetë Ai, ndryshe nga Librat e mëparshëm, përgjegjësinë për ruajtjen e të cilëve ua la njerëzve.
- Edhe pse Kurani zbriti në gjuhën e tyre, arabët pretenduan se nuk e kuptonin, prandaj Allahu solli një supozim, që, edhe nëse do ta kishte zbritur në gjuhë të huaj, sërish do t'i bënte ata të thoshin se nuk e kuptonin.
- Padrejtësia nuk është cilësi e Allahut. Ajo është cilësi vetëm e krijesave. Zoti është i Drejtë dhe kërkon prej krijesave të Tij t'i përmbahen drejtësisë, paanshmërisë dhe të vërtetës së zbritur.